


مركز تفسير للدراسات القرآنية
Tafsir Center For Qur'anic Studies

# المختصر

## في

# تفسير القرآن الكريم

تصنيف
جماعة من علماء التفسير





MARKEZ ET-TEFSIR LIL DIRASAT EL KUR'ANIJE
**(Qendra e Tefsirit për Studimet Kur'anore)**

# KOMENT I PËRMBLEDHUR I KUR'ANIT FISNIK NË GJUHËN SHQIPE


PËRGATITI NJË GRUP PROFESORËSH

PËRKTHEU:
Bashkim Selmani



Mbikëqyrur nga:
MARKEZ ET-TEFSIR LIL DIRASAT EL KUR'ANIJE
(QENDRA E TEFSIRIT PËR STUDIMET KUR'ANORE)
02/19/2018




Markez et-Tefsir lil Dirasat el Kur'anije, 1436 h
Pasqyra e Bibliotekës Kombëtare e Mbretit Fehd
Një grup profesorësh

Titulli i origjinalit: "المختصر في تفسير القرآن الكريم
el'Mukhtesar fij Tefsir el-Kur'an el-Kerijm"

**Përgatitur nga një grup profesorësh të tefsirit**
Botimi i 3-të, Rijad -1436 h.

Faqet e origjinalit : 624, 14 x 20 cm
ISBN 2- 26 - 8175 – 603 – 978
1- Kur'an - Tefsir Pr. (titulli i origjinalit)
Dewey 227,3 6491 /1436

(Përkthimi i përmbledhjes së tefsirit të Kuranit në gjuhën shqipe)

Përgatiti një grup profesorësh

Përktheu: **Bashkim Selmani**
Redaktor: **Ilir Haxhiaj**
Redaktor fetar: **Deshir Sheshi**
Recensent: **Alban Kodra**
Dizajni: **Senad Xhexhovi**





Botimi i gjashtë
1436 –2015

Mbretëria e Arabisë Saudite - Rijad - Lagjjia "El'Gadijr"
Rruga "Melik Fehd Abdul'Aziz"
Tel: (01)2109620 Faks: (10) 2109713 – P.O. Box: 242199 Kodi postar: 1322
Adresa elektronike: www.tafsir.net
Posta elektronike: info@tafsir.net.



## Parathënia e përkthimeve

Falënderimi i përket Allahut, i Cili i zbriti robit të Vet Librin dhe nuk lejoi në të asnjë shtrembërim. Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të Dërguarin Muhamed, familjen e tij, shokët e tij dhe mbi këdo që ndjek rrugën e tij me përkushtim deri në Ditën e Gjykimit!

Rrugëtimi më madhështor që njeriu ndërmerr në të gjithë jetën e tij është rrugëtimi me Fjalën e Allahut të Madhëruar.

Kurani Fisnik është libri qiellor i vetëm, në të cilin nuk ka dyshim se është i zbritur nga Allahu i Madhëruar (**Ai është Libri, në të cilin nuk ka dyshim**.)

Ai është libri që përmbledh të gjitha shkaqet e lumturisë, mirësisë, sigurisë dhe paqes për mbarë njerëzimin (**Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira**).

Ai është libri, që nuk mund t'i vishet e kota në asnjë anë, i zbritur nga i Urti, i Lavdëruari.

Ai është libri i garantuar nga Vetë Ai që e zbriti se do mbrojë nga çdo ndryshim, zëvendësim, shtim, a pakësim (**Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë**).

Ai është libri përmes të cilit Allahu i është drejtuar mbarë njerëzimit (**Në të vërtetë, ky Kuran është këshillë për tërë botën!**).

Ai është libri, që përbën argumentin e prerë mbi profetësinë e Muhamedit (paqja e Allahut qoftë mbi të!) për elokuencën, tematikat që kanë të bëjnë me të dy botët, të padukshmen dhe të dukshmen, urdhëresat plot urtësi dhe sfidimin e njerëzve e të xhindëve (**Thuaj: "Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhindët për të hartuar një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të hartonin një të ngjashëm me të, madje, edhe sikur ta ndihmonin njëri - tjetrin."**)

Kurani Fisnik i zbriti zemrës së Muhamedit (paqja e Allahut qoftë mbi të!) përmes melekut besnik –Xhibrilit (paqja e Allahut qoftë mbi të!), në gjuhën e qartë arabe (**Atë e zbriti Shpirti i besueshëm** (Xhebraili), **në zemrën tënde** (o Muhamed**) që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe**).

Profeti Muhamed (paqja e Allahut qoftë mbi të!) i kumtoi fjalët e Kuranit dhe i sqaroi kuptimet e tyre me përpikëri dhe besueshmëri, teorikisht dhe shkencërisht. Që këtu, një nga veçoritë më të rëndësishme të Kuranit është se ai karakterizohet nga lehtësia dhe thjeshtësia - për t'u lexuar dhe kuptuar nga të gjithë njerëzit (**Vërtet, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!**)

Nevoja për ta bërë të lehtë mbërritjen tek Kurani lind kur niveli i gjuhës arabe tek njerëzit është i ultë, sa më shumë i largohemi periudhës së zbritjes së Kuranit dhe me shtimin e interpretimeve të gabuara, me qëllim a pa qëllim.

Kjo e bëri të nevojshëm realizimin e këtij projekti, që është: **«Koment i Përmbledhur i Kur'anit Fisnik»** (El'Mukhtesar fij Tefsir el-Kur'an el-Kerijm).

Ky "Koment" shquhet për:

- Qartësinë dhe thjeshtësinë e shprehjeve

- Shpjegimin vetëm të ajeteve, pa u futur në çështjet që lidhen me mënyrat e leximit, analizën gjuhësore, fikhun, etj.

- Shpjegimin e fjalorit kur'anor gjatë tefsirit dhe dallimin e shpjegimit me ngjyrë të veçantë, për ta bërë sa më të lehtë të jetë e mundur për lexuesit.

- Ndjekjen e metodologjisë së saktë për interpretimin e Kuranit, duke u mbështetur në interpretimet e vërtetuara të Profetit (paqja e Allahut qoftë mbi të!) dhe interpretimet e sahabëve, të tabinëve dhe tabi-tabinëve – Allahu qoftë i kënaqur me ta!- duke i qëndruar besnik parimeve të sakta të tefsirit.

- Marrja në konsideratë e shpjegimit më të mundshëm kur ka mendime të ndryshme rreth shpjegimit të një ajeti, duke respektuar rregullat e tefsirit dhe të dhënat që i japin përparësi atij.

- Përmendja e mësimeve dhe përfitimeve që vijnë nga ajetet në fund të secilës faqe.

- Përmendja para çdo sureje e periudhës, në të cilën ajo ka zbritur (mekase ose medinase), dhe shkurtimisht qëllimet më të rëndësishme të saj.

Detyrën e shkrimit, të rishikimit dhe të mbikëqyrjes të «Komentit» e mori përsipër një grup i elitës së shkencëtarëve, të specializuar në tefsir dhe në doktrinë (akide) nga disa vende të botës myslimane.

Për të arritur objektivat e këtij projekti dhe publikimin e tij në të gjithë globin, në përmbushje të detyrimit për të përhapur udhëzimin e Kur'anit të Shenjtë për mbarë njerëzit, për të kontribuuar në promovimin e parimeve të lumturisë, dhembshurisë, qetësisë dhe të sigurisë në këtë botë, u punua që ky «Koment» të përkthehej edhe në gjuhën shqipe. Zbatimi i këtij projekti iu caktua «Zyrës së bashkëpunimit, Thirrjes e Udhëzimit dhe Ndërgjegjësimit të Komuniteteve Minoritare» në Um Hamam me qëllimin e përçimit të kuptimeve të Kuranit për folësit e kësaj gjuhe, për t'i ndihmuar ata që ta kenë të lehtë të mësojnë komentimin e Kur'anit.

Shpresojmë, që me ndihmën e Allahut t'ia kemi arritur qëllimit fisnik, që ky përkthim, për të cilin kemi bëri përpjekje të mëdha për ta redaktuar, rishikuar dhe i dhënë formën e përshtatshme për lexuesit, pa gabime shkencore, të jetë i lehtë e i kuptueshëm nga të gjithë lexuesit e kësaj gjuhe.

Në përfundim, ky është botimi i parë i përkthimit të «Komentit» – shpjegimit dhe interpretimit të Kuranit në gjuhën shqipe, i cili kaloi nëpër fazat e mëposhtme: përkthimi, redaktimi fetar dhe gjuhësor dhe në fund miratimi, duke u përpjekur për të bërë më të mirën, ndaj nëse ia kemi arritur këtij qëllimi ia kemi arritur vetëm në saj të Ndihmës dhe Bujarisë së Allahut të Plotfuqishëm, e nëse ka gabime e mangësi ato janë rezultat vetëm i punës tonë. I kërkojmë Allahut të na falë për shkarjet, ta bëjë të dobishëm këtë koment dhe të pëlqyer te lexuesi! Ai është më Bujari, të cilit mund t'i kërkojmë dhe më i Madhi, tek i Cili mund të shpresojmë.

Falënderojmë të gjithë ata që kanë dhënë kontributin e tyre në këtë «Koment» dhe ju lutemi të na dërgoni çdo vërejtje a sygjerim që mund të keni në platformën elektronike, të veçantë për përkthimet e «Komentit»: www.mtafsir.net

Komisioni Shkencor




## SURJA «EL-FÂTIHA»

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Nga qëllimet e sures:

Përmbushja e robërimit (adhurimit dhe nënshtrimit të plotë) vetëm ndaj Allahut të Lartësuar.

### Shpjegimi i ajeteve:

Është quajtur “Fatiha” (Hapja), për arsye se me të fillon Libri i Allahut. Ajo quhet, gjithashtu edhe “Nëna e Kur’anit”, sepse përmbledh disa tema kryesore, si njësimin e Allahut, adhurimin, rrëfime etj. Kjo është surja madhështore e Kur’anit, duke u quajtur edhe “Shtatëshja (shtatë ajetet) e përsëritshme”.

(1) Po e filloj leximin e Kur’anit me emrin e Allahut, duke kërkuar ndihmën dhe begatinë e Allahut të Lartësuar nëpërmjet përmendjes së emrit të Tij.
Fraza e plotë e “Bismilahi”-t përmban tre emrat e bukur të Allahut, të cilët janë:
a) “Allah”, që është Ai që e meriton të adhurohet. Ky është më i veçanti prej emrave të Allahut, me të cilin nuk emërtohet askush tjetër, përveç Tij- qoftë i Lartësuar!
b) “Rrahman” është Ai që ka mëshirë gjithëpërfshirëse. Pra, Ai në Vetvete, është i Gjithmëshirshmi.
c) “Rrahim” quhet Ai që ka mëshirë të veçantë, pra, Ai që mëshiron kë të dojë prej krijesave të Veta, siç janë edhe besimtarët.
(2) Përnderimi i plotë dhe të gjitha llojet e lëvdatave për Atributet Madhështore dhe të Përkryera i përkasin vetëm Allahut dhe askujt tjetër, sepse Allahu është Zoti, Krijuesi dhe Kujdestari i gjithçkaje. Fjala “botët” është në shumës dhe nënkupton çdo gjë që ekziston, përveç Allahut të Lartësuar.
(3) Në këtë ajet lartësohet Allahu, pas lavdërimit në ajetin e mëparshëm.
(4) Ajeti i këndon lavdisë së Allahut të Lartësuar, duke e cilësuar Atë si Sundimtarin e çdo gjëje në Ditën e Ringjalljes. Ajo është Dita e Llogarisë dhe e Shpërblimit, kur askush nga krijesat nuk mund të bëjë asgjë për askënd, madje as për veten.
(5) Vetëm Ty të veçojmë dhe të adhurojmë në të gjitha llojet e adhurimeve dhe bindjeve dhe nuk të barazojmë Ty me asnjë tjetër e me asgjë tjetër. Vetëm prej Teje kërkojmë ndihmë për çdo çështje tonën, sepse në dorën Tënde është e gjithë mirësia dhe përveç Teje nuk ka ndihmëtar tjetër.
(6) Na udhëzo në Rrugën e Drejtë! Na prij, na forco dhe na e shto udhëzimin!
Me “rrugë të drejtë” nënkuptohet Rruga e qartë e Islamit. Ajo nuk ka kthesa. Allahu na e tregoi atë nëpërmjet Muhamedit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).
(7) Në rrugën e atyre robve të Tu, të cilëve u dhurove begatinë e udhëzimit, siç ishin profetët, të sinqertët, dëshmorët dhe të devotshmit, të cilët janë shoqëria më e mirë. Jo në rrugën e atyre, të cilët i përfshiu zemërimi Yt. Është fjala për hebrenjtë, të cilët edhe pse e njohën të Vërtetën, nuk e ndoqën atë.
As në rrugën e atyre që janë të humbur. Është fjala për ata që nuk e gjetën udhëzimin për shkak të neglizhencës së tyre në kërkimin e së Vërtetës dhe të udhëzimit të drejtë. Nga këta janë edhe të krishterët.

### Nga këto ajete mësojmë:

- Allahu e filloi Librin e Vet me “Bismilah” – **Me emrin e Allahut**, në mënyrë që t’i mësojë besimtarët e Vet që çdo punë dhe çdo fjalë të tyre ta fillojnë me të, si një kërkim ndihme dhe suksesi prej Tij. Tradita e robërve të devotshëm të Allahut është që ta fillojnë lutjen e tyre me lartësimin e Allahut dhe me lavdërim për Të, pastaj të kalojnë te kërkesat dhe lutjet e tyre.
- Kërkohet nga myslimanët që të bëjnë kujdes e të mos e lënë pas dore kërkimin e së Vërtetës, siç bënë të krishterët e humbur dhe të mos e lënë zbatimin e saj, sepse e njohën të Vërtetën, siç bënë hebrenjtë, të cilët i përfshiu zemërimi i Zotit.
- Kjo sure na bën me dije se besimi i plotë arrihet duke ia kushtuar adhurimin sinqerisht vetëm Allahut të Lartësuar, dhe ndihma kërkohet vetëm prej Tij dhe prej askujt tjetër.

## SURJA «EL-BEKARE»
*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Urdhërimi i Ymetit për të qenë udhëheqës në Tokë, për të zbatuar Islamin, për t’iu nënshtruar Allahut plotësisht dhe tërheqja e vëmendjes për të mos rënë në gjendjen e Benu Israilëve.

### Shpjegimi i ajeteve:
Është quajtur “El Bekare” (Lopa), për shkak të historisë së bijve të Izraelit me lopën, që përmendet në të. Aty flitet për domosdoshmërinë e shpejtimit në zbatimin e ligjeve fetare të Allahut. Ato nuk mund të zbatohen me zvarritje, siç vepruan hebrenjtë.

(1) Elif-Lam-Mim. Janë shkronja të alfabetit arab, me të cilat fillojnë disa sure të Kur’anit. Ato nuk kanë kuptim kur janë më vete. Megjithatë, në Kur’an ato kanë urtësinë e vet, sepse në këtë Libër nuk ekziston asgjë pa kuptim. Urtësia më e rëndësishme e tyre është sfida që Kur’ani ua bën njerëzve. Dhe kjo bëhet me shkronja, që njerëzit i njohin dhe shkruajnë me to. Pikërisht për këtë, menjëherë pas tyre, në shumicën e rasteve, vjen përmendja e Kur’anit të ndritur, siç shihet edhe në këtë sure.

(2) Ky është Kur’ani madhështor, që nuk dyshohet, qoftë në lidhje me shpalljen e tij, qoftë në lidhje me tekstin apo me kuptimet e tij, sepse ai është Fjala e Allahut, me të cilën udhëzohen të devotshmit për rrugën, që të çon tek Ai.

(3-4) Të devotshmit besojnë të padukshmen: E padukshmja është gjithçka, e cila nuk mund të perceptohet nëpërmjet shqisave tona, por për të cilën na ka folur Allahu dhe i Dërguari i Tij, siç është Dita e Gjykimit. Të devotshmit falin namazin, në përputhje me kushtet, shtyllat, detyrimet dhe të pëlqyerat që ka caktuar Allahu. Të devotshmit dhurojnë nga ajo pasuri që u ka dhënë Allahu-zekati i detyruar apo sadakaja vullnetare, që jepen duke shpresuar shpërblimin e Allahut.
Pikërisht këta janë ata që e besojnë Shpalljen, të cilën Allahu e zbriti mbi ty dhe mbi gjithë profetët e tjerë, që ishin para teje, pa përjashtim. Janë pikërisht këta ata që e besojnë me bindje Jetën Tjetër dhe gjithçka që ka lidhje me të, qofshin shpërblime apo ndëshkime.

(5) Ata që pajisen me këto veti e meritojnë për të qenë në Rrugën e Drejtë. Të tillë do jenë fitimtarë, si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër. Atëbotë ata do ta arrijnë atë që shpresonin dhe do të shpëtojnë prej asaj, nga e cila frikësoheshin.




### Nga këto ajete mësojmë:
- Ftesa për të qenë të bindur në mënyrë absolute, duke përjashtuar çdo lloj dyshimi, është argument se Kur’ani është prej Allahut, sepse asnjë krijesë njerëzore nuk do mund ta pretendonte diçka të tillë në lidhje me Fjalën e Tij.
- Askush nuk do të përfitojë prej asaj që është në Kur’anë, si dhe prej udhëzimeve të tij madhështore, përveçse të përkushtuarit ndaj Allahut të Lartësuar.
- Prej niveleve më të larta të imanit është edhe besimi në të padukshmen, sepse kjo përmban në vetvete dorëzim të plotë para Allahut të Lartësuar për gjithçka që konsiderohet prej dijes së Tij rreth të padukshmeve (gajb), si dhe para të Dërguarit të Tij, për atë që Allahu i Lartësuar i ka thënë.
- Shpeshherë, Allahu i Lartësuar i përmend bashkë namazin dhe zekatin, sepse namazi është sinqeritet ndaj Krijuesit, ndërsa zekati është bamirësi ndaj krijesave dhe të dyja këto janë dyert e lumturisë dhe të shpëtimit.
- Besimi tek Allahu dhe veprat e mira sjellin udhëzimin dhe suksesin në këtë botë dhe fitoren e shpëtimin në Botën Tjetër.


سُورَةُ البَقَرَةِ ٣ الجُزْءُ الأَوَّلُ

إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ سَوَآءٌ عَلَيۡهِمۡ ءَأَنذَرۡتَهُمۡ أَمۡ لَمۡ تُنذِرۡهُمۡ
لَا يُؤۡمِنُونَ ٦ خَتَمَ ٱللَّهُ عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ وَعَلَىٰ سَمۡعِهِمۡۖ وَعَلَىٰٓ
أَبۡصَٰرِهِمۡ غِشَٰوَةٞۖ وَلَهُمۡ عَذَابٌ عَظِيمٞ ٧ وَمِنَ ٱلنَّاسِ
مَن يَقُولُ ءَامَنَّا بِٱللَّهِ وَبِٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِ وَمَا هُم بِمُؤۡمِنِينَ ٨
يُخَٰدِعُونَ ٱللَّهَ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَمَا يَخۡدَعُونَ إِلَّآ أَنفُسَهُمۡ
وَمَا يَشۡعُرُونَ ٩ فِي قُلُوبِهِم مَّرَضٞ فَزَادَهُمُ ٱللَّهُ مَرَضٗاۖ
وَلَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمُۢ بِمَا كَانُواْ يَكۡذِبُونَ ١٠ وَإِذَا قِيلَ لَهُمۡ
لَا تُفۡسِدُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ قَالُوٓاْ إِنَّمَا نَحۡنُ مُصۡلِحُونَ ١١ أَلَآ إِنَّهُمۡ
هُمُ ٱلۡمُفۡسِدُونَ وَلَٰكِن لَّا يَشۡعُرُونَ ١٢ وَإِذَا قِيلَ لَهُمۡ
ءَامِنُواْ كَمَآ ءَامَنَ ٱلنَّاسُ قَالُوٓاْ أَنُؤۡمِنُ كَمَآ ءَامَنَ ٱلسُّفَهَآءُۗ
أَلَآ إِنَّهُمۡ هُمُ ٱلسُّفَهَآءُ وَلَٰكِن لَّا يَعۡلَمُونَ ١٣ وَإِذَا لَقُواْ
ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ قَالُوٓاْ ءَامَنَّا وَإِذَا خَلَوۡاْ إِلَىٰ شَيَٰطِينِهِمۡ قَالُوٓاْ إِنَّا
مَعَكُمۡ إِنَّمَا نَحۡنُ مُسۡتَهۡزِءُونَ ١٤ ٱللَّهُ يَسۡتَهۡزِئُ بِهِمۡ وَيَمُدُّهُمۡ
فِي طُغۡيَٰنِهِمۡ يَعۡمَهُونَ ١٥ أُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ ٱشۡتَرَوُاْ ٱلضَّلَٰلَةَ
بِٱلۡهُدَىٰ فَمَا رَبِحَت تِّجَٰرَتُهُمۡ وَمَا كَانُواْ مُهۡتَدِينَ ١٦

EL-BEKARE 3 JUZ 1

Pasi Allahu i bën të qarta cilësitë e besimtarëve të devotshëm, përmend edhe cilësitë e një pjese të jobesimtarëve, të cilët e kanë të prishur qenien e tyre të jashtme dhe të brendshme:

(6) Vërtet, ata të cilët e kanë merituar Vendimin e Allahut për të mos besuar, vazhdojnë në rrugë të shtrembër dhe kryeneçësinë e tyre. Prandaj, i qortove a nuk i qortove ata, o i Dërguar, për ata njëlloj është.

(7) Kjo, pasi Allahu ua vulos atyre zemrat, ua mbyll zemrat, për shkak të kotësive që ato përmbajnë. Allahu ua zë edhe veshët; prandaj ata nuk e dëgjojnë të Vërtetën –nuk e pranojnë atë dhe nuk i përkushtohen asaj. Shikimeve të tyre, Allahu u vë perde; prandaj ata nuk e shikojnë të Vërtetën, edhe pse ajo është e qartë. Këta do kenë ndëshkim të madh në Botën Tjetër.

Pasi sqaron edhe cilësitë e jobesimtarëve, të cilët kanë prishur qenien e tyre të jashtme dhe të brendshme, Allahu tregon cilësitë e dyfytyrakëve. Këta kanë prishur qenien e tyre të brendshme dhe në sytë e njerëzve hiqen si të rregullt në qenien e tyre të jashtme:

(8) Është edhe një kategori tjetër njerëzish, të cilët mëtojnë se janë besimtarë. Këtë e deklarojnë vetëm me gjuhën e tyre, nga frika për jetën dhe pasuritë e veta, por në brendësi ata janë jobesimtarë.

(9) Nga injoranca e tyre ata besojnë se mashtrojnë Allahun dhe besimtarët, duke shfaqur besimin e duke fshehur mosbesimin. Këta, në realitet, nuk e ndjejnë se po mashtrojnë vetëm veten e tyre, pasi Allahu i Lartësuar ua njeh sekretet dhe të fshehtat, e ndërkohë ua zbuloi besimtarëve cilësitë dhe gjendjen e tyre.

(10) Shkaku i përpjekjes së tyre është se në zemrat e tyre ekziston dyshimi. Prandaj Allahu i lë ta shtojnë edhe më shumë dyshimin. Dhe shpërblimi është sipas llojit të veprës. Këta do të kenë ndëshkimin më të dhembshëm, në vendin më të thellë të Zjarrit, për shkak të mashtrimit që janë përpjekur t'u bëjnë Allahut dhe njerëzve, si dhe për shkak se mohuan Shpalljen, me të cilën erdhi Muhamedi ﷺ.

(11) Këta kur qortohen për prishjen në Tokë, nëpërmjet mosbesimit, gjynaheve, etj., e mohojnë diçka të tillë dhe pretendojnë se janë pikërisht ata që po përmirësojnë dhe se janë njerëz të rregullimit.

(12) Në të vërtetë, pikërisht këta janë ata që po prishin, por këtë nuk duan ta kuptojnë. Ata nuk e kuptojnë se vetë reagimi i tyre është shkatërrim.

(13) Kur këtyre u thuhet të besojnë, ashtu siç besuan shokët e Muhamedit ﷺ, ata përgjigjen në mënyrë mospërfillëse dhe përqeshëse: "A të besojmë, siç besuan mendjelehtët?!" Por, e vërteta është se pikërisht këta janë mendjelehtët, por shumica e tyre e injorojnë këtë.

(14) Kur takojnë besimtarët, u thonë: "I kemi besuar asaj që ju i besoni." Këtë e thonë nga frika që kanë prej besimtarëve. Mirëpo, kur ata largohen prej besimtarëve për te kokat e tyre udhëheqëse dhe vetëm për vetëm me ta, u thonë duke treguar vendosmërinë në pasimin e tyre: "Ne jemi me ju në rrugën tuaj, por në dukje jemi me besimtarët". Dhe këtë e thonë me përçmim dhe përqeshje.

(15) Por Allahu i përqesh ata, siç po i përqeshin ata besimtarët, si shpagim për veprën e tyre. Ata do të gëzojnë të drejta njëlloj sikur të ishin myslimanë në jetën e kësaj bote, mirëpo në Botën Tjetër Allahu do t'i ndëshkojë ata për mosbesimin dhe hipokrizinë e tyre. Kështu, Ai u jep afat atyre, në mënyrë që të thellohen edhe më shumë në humbje dhe arrogancë, duke i bërë të mbesin gjithmonë konfuzë dhe në dilemë.

(16) Hipokritët e përshkruar me ato veti janë ata që e kanë këmbyer besimin me jobesim dhe kjo tregëti e tyre nuk do ketë sukses, sepse ata e humbin besimin në Allahun dhe nuk udhëzohen kurrë për tek e Vërteta.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Atyre, që Allahu ua lë zemrat e mbyllura për shkak të kryeneçësisë së tyre dhe të mohimit të tyre, nuk u bën dobi asnjë argument, sado i madh të jetë ai.
- Anashkalimi që Allahu u bën mohuesve nuk është për shkak të indiferencës apo pamundësisë ndaj tyre, por që të shtojnë edhe më shumë gjynahet, në mënyrë që ndëshkimi të jetë edhe më i madh.



17 Allahu u ka sjellë hipokritëve, dy shembuj- një shembull me zjarrin dhe një me ujin.
Shembulli me zjarrin: Ata i ngjajnë atij që ndez një zjarr, që të përfitojë prej dritës së tij, por kur ai fillon të mendojë se kjo dritë po e ndihmon, zjarri i shuhet dhe kështu zhduket edhe drita e tij e mbetet vetëm hiri. Ai mbetet në errësirë, nuk sheh asgjë dhe nuk orientohet për askund.
18 Ata janë të shurdhër, ngaqë nuk e dëgjojnë të Vërtetën. Ata janë memecë, sepse nuk e flasin të Vërtetën. Ata janë të verbër, sepse nuk duan ta shikojnë të Vërtetën. Prandaj edhe nuk largohen prej humbjes së tyre.
19 Shembulli me ujin: Ata i përngjajnë shiut të rrëmbyeshëm, që bie me furi prej reve të errëta njëra mbi tjetrën, me rrufe dhe me bubullima të shumta, duke bërë që njerëzit të frikësohen dhe tmerrohen prej tij. Nga frika prej zhurmave të fuqishme të rrufeve dhe frika prej vdekjes ata i mbyllin veshët me majat e gishtave. Por Allahu i ka rrethuar jobesimtarët e ata nuk mund t'i shpëtojnë.
20 Nga ndriçimi i fortë vetëtima gati sa nuk ua merr shikimin. Dhe sa herë që vetëtima i ndriçon, ata ecin. Kur ajo nuk bën dritë ata mbeten në errësirë, e nuk lëvizin dot. Po të dojë Allahu, me plotfuqinë e Vet që ka për gjithçka, ua merr dëgjimin dhe shikimin e nuk ua kthen më, për shkak të refuzimit që i bëjnë së Vërtetës.
Shiu, në këtë rast, është shembëlltyrë për Kur'anin. Ushtima e bubullimës simbolizon përmbajtjen e Kur'anit. Ndriçimi i vetëtimës simbolizon të Vërtetën që u shfaqet atyre ndonjëherë. Mbyllja e veshëve për shkak të gjëmimit të fortë të bubullimës shëmbëllen me refuzimin që ata i bëjnë së Vërtetës. Në dy shembujt e përmendur hipokritët, janë ata që nuk përfitojnë prej tyre. Kështu, në shembullin me zjarrin, ai që e ndez atë nuk përfiton asgjë prej tij, përveçse errësirë dhe hi. Ndërsa në shembullin me ujin, hipokriti nuk përfiton asgjë tjetër prej tij, përveç frikës dhe shqetësimit prej bubullimave dhe rrufeve. Hipokritët shohin në Islam veçse shtrëngim dhe ashpërsi.
21 O ju njerëz! Adhurojeni Zotin tuaj, vetëm Atë dhe asnjë tjetër, pasi është Ai që ju ka krijuar ju dhe popujt që ishin para jush! Me shpresë, që kjo të jetë mburojë mes jush dhe dënimit të Tij, zbatojini urdhrat e Zotit dhe largohuni nga ndalesat e Tij!
22 Është Allahu Ai që e bëri Tokën të përshtatshme për ju dhe qiellin sipër saj si një ndërtesë të kompletuar. Ai ju begatoi duke u lëshuar shi, nëpërmjet të cilit mbijnë nga toka lloje të ndryshme frutash, për të qenë ushqimi juaj. Prandaj, mos i shoqëroni Allahut ortakë dhe rivalë, pasi ju e dini se nuk ekziston krijues tjetër përveç Allahut!
23 Nëse ju, o njerëz, keni dyshime në lidhje me Kur'anin, që i është shpallur robit Tonë, Muhamedit ﷺ, atëherë, Ne ju sfidojmë që të bashkoheni dhe të sillni një sure të vetme të ngjashme me të, qoftë edhe sa surja më e shkurtër e tij. Madje, thërrisni kë të mundeni për ndihmë, nëse jeni të sinqertë!
24 Nëse nuk e bëni këtë – dhe nuk do ta bëni kurrë – atëherë, ruhuni nga Zjarri, i cili ndizet me njerëzit që e meritojnë dënimin, si dhe me gurët, të cilët njerëzit i kanë adhuruar. Ai është Zjarri, të cilin Allahu e ka premtuar dhe përgatitur posaçërisht për jobesimtarët.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Allahu i Lartësuar i poshtëron hipokritët pikërisht në momentin, kur ata kanë nevojë më shumë dhe kur janë në vështirësinë më të madhe, si shpagim për hipokrizinë e tyre dhe refuzimin, që i bënë udhëzimit.
- Prej argumenteve madhështore, që e bëjnë të domosdoshëm njësimin e Allahut në adhurim, është fakti se Ai e ka krijuar gjithçka në univers, për ne dhe e ka vënë në shërbimin tonë.
- Pamundësia e njerëzve që të sjellin qoftë edhe një sure të vetme si ato të Kur'anit, dëshmon se ky Libër është Shpallje prej të Urtit e të Gjithëditurit.




وَبَشِّرِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ أَنَّ لَهُمْ جَنَّٰتٍ
تَجْرِى مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَٰرُ ۖ كُلَّمَا رُزِقُوا۟ مِنْهَا مِن ثَمَرَةٍ
رِّزْقًا ۙ قَالُوا۟ هَٰذَا ٱلَّذِى رُزِقْنَا مِن قَبْلُ ۖ وَأُتُوا۟ بِهِۦ مُتَشَٰبِهًا ۖ
وَلَهُمْ فِيهَآ أَزْوَٰجٌ مُّطَهَّرَةٌ ۖ وَهُمْ فِيهَا خَٰلِدُونَ ﴿٢٥﴾ ۞ إِنَّ
ٱللَّهَ لَا يَسْتَحْىِۦٓ أَن يَضْرِبَ مَثَلًا مَّا بَعُوضَةً فَمَا فَوْقَهَا ۚ فَأَمَّا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ فَيَعْلَمُونَ أَنَّهُ ٱلْحَقُّ مِن رَّبِّهِمْ ۖ وَأَمَّا
ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ فَيَقُولُونَ مَاذَآ أَرَادَ ٱللَّهُ بِهَٰذَا مَثَلًا ۘ
يُضِلُّ بِهِۦ كَثِيرًا وَيَهْدِى بِهِۦ كَثِيرًا ۚ وَمَا يُضِلُّ بِهِۦٓ
إِلَّا ٱلْفَٰسِقِينَ ﴿٢٦﴾ ٱلَّذِينَ يَنقُضُونَ عَهْدَ ٱللَّهِ مِنۢ بَعْدِ
مِيثَٰقِهِۦ وَيَقْطَعُونَ مَآ أَمَرَ ٱللَّهُ بِهِۦٓ أَن يُوصَلَ وَيُفْسِدُونَ
فِى ٱلْأَرْضِ ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْخَٰسِرُونَ ﴿٢٧﴾ كَيْفَ
تَكْفُرُونَ بِٱللَّهِ وَكُنتُمْ أَمْوَٰتًا فَأَحْيَٰكُمْ ۖ ثُمَّ يُمِيتُكُمْ
ثُمَّ يُحْيِيكُمْ ثُمَّ إِلَيْهِ تُرْجَعُونَ ﴿٢٨﴾ هُوَ ٱلَّذِى خَلَقَ
لَكُم مَّا فِى ٱلْأَرْضِ جَمِيعًا ثُمَّ ٱسْتَوَىٰٓ إِلَى ٱلسَّمَآءِ
فَسَوَّىٰهُنَّ سَبْعَ سَمَٰوَٰتٍ ۚ وَهُوَ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيمٌ ﴿٢٩﴾



(25) Nëse kërcënimi i mëparshëm ishte për jobesimtarët, tani përgëzoji o i Dërguar ata që e besojnë Allahun dhe bëjnë vepra të mira me Xhenetin, në të cilin lumenjtë rrjedhin poshtë pallateve dhe pemëve të tyre. Sa herë që u sillen ushqime prej frutave të mrekullueshme të Xhenetit, nga përngjasimi i madh që ekziston mes tyre dhe frutave të kësaj bote, ata thonë: “Këto qenkan si frutat që kemi ngrënë edhe më parë!” Por atyre, në fakt, u jepen fruta të përngjashme në formë dhe në emra, që t’i pranojnë si të njohura më parë, por në të vërtetë, janë të ndryshme në shije dhe aromë.
Në Xhenet do kenë edhe bashkëshorte, të pastra prej çdo gjëje që e mërzit dhe velit njeriun, siç ndodh rëndom në jetën e kësaj bote. Atje do jenë në begati të vazhdueshme e të pambarim, ndryshe nga mirësitë e kësaj bote, të cilat kanë fund.

(26) Allahu i Lartësuar nuk e ka për turp që të sjellë si shembull çfarëdo gjëje që Ai dëshiron, qoftë edhe një mushkonjë, apo diçka edhe më të madhe a më të vogël se ajo. Lidhur me këtë shembull, njerëzit ndahen në dy kategori: në besimtarë dhe në jobesimtarë. Sa u përket besimtarëve, ata e dinë dhe janë të bindur se prapa këtij shembulli ka një urtësi; ndërsa jobesimtarët do të pyesin me përqeshje se, përse Allahu sjell si shembuj krijesa kaq të neveritshme, si mushkonja, miza, merimanga etj. Megjithatë, Allahu u përgjigjet se këto shëmbëlltyra vijnë si udhëzime dhe provë për njerëzit. Nëpërmjet tyre, Allahu i lë disa njerëz në humbje, sepse refuzojnë të meditojnë për to e të tillë janë shumë; por ka edhe prej tyre që Allahu i udhëzon me to, sepse ata nxjerrin mësime prej tyre dhe të këtillë ka shumë. Megjithatë, Allahu lë në humbje veçse ata që e meritojnë humbjen e që nuk i binden Atij, siç janë hipokritët.

(27) Të cilët e shkelin besën që i dhanë Allahut për të adhuruar vetëm Atë dhe për të ndjekur të Dërguarin e Tij, për të cilin kishin njoftuar të gjithë të dërguarit e mëparshëm. Dhe të cilët i shkëpusin edhe lidhjet, që Allahu ka urdhëruar të mbahen, siç janë lidhjet familjare dhe përpiqen të përhapin në Tokë të keqen nëpërmjet gjynaheve. Pikërisht ata do të jenë njerëzit më fatkeqë në jetën e kësaj bote dhe në Botën Tjetër.

(28) Çështja juaj, o jobesimtarë është, vërtet e habitshme. Si mund ta mohoni Allahun, kur ju i shihni Argumentet e Fuqisë së Tij edhe në veten tuaj?! Ju nuk ekzistonit. Ju ishit asgjë. Ai ju krijoi e ju dha jetën, pastaj ju bën të vdisni për së dyti. Dhe, Ai do t’jua japë për së dyti jetën, duke ju kthyer përsëri tek Ai, në mënyrë që t’ju bëjë llogarinë për veprat tuaja.

(29) Allahu i Vetëm ka krijuar për ju gjithçka që gjendet në Tokë, si lumenjtë, pemët e të tjera mirësi të panumërta. Ju përfitoni dhe kënaqeni me të gjitha këto që Zoti i ka vënë në shërbimin tuaj. Pastaj Ai iu kthye krijimit të qiellit, duke krijuar shtatë qiej, secilin më madhështor se tjetrin. Allahu është Ai, që me dijen e Vet përfshin gjithçka.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Ndër begatitë e Xhenetit është se kënaqësitë e tij nuk zbehen nga asnjë lloj shqetësimi, sepse në të nuk ka asgjë shqetësuese.
- Nga shembujt që sjell Allahu i Lartësuar, nuk përfiton askush tjetër, përveç besimtarëve, sepse ata janë të vetmit që e dëshirojnë dhe e kërkojnë udhëzimin me çiltërsi.
- Një nga cilësitë kryesore të njerëzve të prishur është edhe shkelja e besës së tyre me Allahun dhe me njerëzit, shkëputja e tyre nga lidhjet, që Allahu ka urdhëruar të mbahen, si edhe përpjekja e tyre për të shkatërruar në Tokë.
- Në origjinë, shumica e gjërave janë të lejuara dhe të pastra, sepse Allahu i Lartësuar ua ka dhuruar robve të Vet, duke krijuar për ta gjithçka në Tokë.




(30) Allahu i Lartmadhëruar tregon se u tha melekëve, se Ai do të vendoste në Tokë njerëz të cilët do ishin trashëgimtarë të njëri-tjetrit, në shërbim të adhurimit të Allahut. Melekët e pyetën Zotin e tyre- për të kuptuar më mirë- mbi urtësinë e bërjes trashëgimtarë të bijve të Ademit në Tokë, kur ata mund të sillnin shkatërrime dhe mund të derdhnin gjak padrejtësisht, duke shtuar: "Ndërkohë që ne jemi nën urdhrat e Tu, të lartësojmë Ty, të falënderojmë Ty dhe të madhërojmë Ty me madhështinë dhe plotësinë që Ti ke, pa u shkëputur kurrë nga kjo" Allahu iu përgjigj pyetjes së tyre: "Unë di atë urtësi, që ju nuk e dini mbi krijimin e tyre dhe qëllimet madhështore me bërjen e tyre trashëgimtarë në Tokë".

(31) Për të treguar pozitën e rëndësishme të Ademit, Allahu i Lartësuar i mësoi atij emrat e çdo gjëje- të gjallesave, të objekteve, e të tjera- shqiptimin e tyre dhe kuptimin e tyre. Pastaj ua paraqiti këto emërtime melekëve dhe u tha: "Më tregoni tani Mua se si quhen këto gjëra, nëse vërtet, keni të drejtë në atë që po thoni, që ju jeni më të nderuar se kjo krijesë (Ademi) dhe që jeni më të mirë se ai!"

(32) Ata (melekët) e kuptuan mangësinë e tyre dhe duke ia dedikuar mirësinë vetëm Allahut, thanë: "Ne Ty të lartësojmë dhe të madhërojmë, o Zoti ynë e kurrsesi nuk biem ndesh me Ty, për gjykimin dhe vendimin Tënd dhe ne nuk dimë asgjë tjetër, përveç asaj që Ti na e mundësove ta dimë. Ti je i Gjithëditur e Ty nuk të fshihet asgjë! Ti je i Urti, që i vë gjërat në vendin e vet me Plotfuqinë dhe ligjin Tënd.

(33) Atëherë, Allahu i Lartësuar iu drejtua Ademit dhe i tha: "Tregoju atyre emrat e gjërave!"Kur Ademi ua tregoi atyre, ashtu si ia kishte mësuar Zoti i vet, Allahu u thotë melekëve: "A nuk ju thashë se Unë di çdo gjë që fshihet në qiej dhe në Tokë dhe gjithçka që ju e tregoni me veprimet tuaja, madje, edhe çdo gjë që e përshpërisni në veten tuaj?"

(34) Dhe Allahu i Lartësuar i urdhëroi melekët që t'i përuleshin në sexhde Ademit, në shenjë vlerësimi dhe respekti ndaj tij. Dhe ata menjëherë i ranë në sexhde, duke shpejtuar të zbatonin urdhrin e Allahut, përveç Iblisit, i cili ishte xhind. Ai refuzoi, duke e thyer kështu urdhrin e Allahut për të rënë në sexhde, si shenjë mendjemadhësie ndaj Ademit. Prandaj u kthye në mohues të Allahut të Lartësuar.

(35) Ne i thamë: "O Adem, banoni në Xhenet -ti dhe bashkëshortja jote, Havaja, dhe hani aty ushqime nga më të larmishmet që ju parapëlqeni, pa u shqetësuar dhe nga të doni. Por, kini kujdes e mos iu afroni kësaj peme, të cilën Unë jua kam ndaluar ta hani, ndryshe do të bëheni keqbërës, duke kundërshtuar atë që Unë kam urdhëruar.

(36) Mirëpo, Shejtani vazhdoi t'i joshte, derisa i bëri që të dy të rrëshqisnin dhe të binin në gabim, e hëngrën nga ajo pemë, të cilën Allahu ua kishte ndaluar. Ndëshkimi i Allahut për ta qe nxjerrja e tyre prej Xhenetit, duke u thënë atyre dhe Shejtanit: "Zbrisni në Tokë! Ju do jeni armiq të njëri-tjetrit. Në Tokë do të qëndroni, do të jetoni dhe do t'i shijoni mirësitë që janë në të, derisa të përfundojë afati juaj dhe të vijë ora e Kijametit.

(37) Ademi filloi t'i përdorte fjalët, që Allahu ia kishte mësuar dhe frymëzuar, duke thënë: "**Zoti ynë, ne i bëmë padrejtësi vetes tonë. Nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne do të shkatërrohemi**" (A'raf, 23). Allahu e pranoi pendimin e tij dhe e fali, pasi i Lartësuari është Pranues i Madh i pendimit dhe Mëshirues i Madh.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Është detyrë për besimtarin, që edhe nëse ai nuk e kupton urtësinë e Allahut në ndonjë krijim apo porosi të Tij, ai duhet t'i dorëzohet plotësisht Allahut.
- Kur'ani i ka dhënë rëndësi të madhe pozitës, që ka dija dhe e ka bër atë faktor për t'u nderuar mes njerëzve.
- Mendjemadhësia është koka e të gjitha gjynaheve, është origjina e çdo të keqeje, që i vjen njerëzimit, si dhe është gjynahu i parë, me të cilin u kundërshtua Allahu.


سُورَةُ البَقَرَةِ ٧ الجُزْءُ الأَوَّلُ
قُلْنَا ٱهْبِطُوا۟ مِنْهَا جَمِيعًا ۖ فَإِمَّا يَأْتِيَنَّكُم مِّنِّى هُدًى فَمَن تَبِعَ
هُدَاىَ فَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ ٣٨ وَٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟
وَكَذَّبُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَآ أُو۟لَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ ٱلنَّارِ ۖ هُمْ فِيهَا خَٰلِدُونَ ٣٩
يَٰبَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ ٱذْكُرُوا۟ نِعْمَتِىَ ٱلَّتِىٓ أَنْعَمْتُ عَلَيْكُمْ وَأَوْفُوا۟ بِعَهْدِىٓ
أُوفِ بِعَهْدِكُمْ وَإِيَّٰىَ فَٱرْهَبُونِ ٤٠ وَءَامِنُوا۟ بِمَآ أَنزَلْتُ مُصَدِّقًا
لِّمَا مَعَكُمْ وَلَا تَكُونُوٓا۟ أَوَّلَ كَافِرٍۭ بِهِۦ ۖ وَلَا تَشْتَرُوا۟ بِـَٔايَٰتِى
ثَمَنًا قَلِيلًا وَإِيَّٰىَ فَٱتَّقُونِ ٤١ وَلَا تَلْبِسُوا۟ ٱلْحَقَّ بِٱلْبَٰطِلِ وَتَكْتُمُوا۟
ٱلْحَقَّ وَأَنتُمْ تَعْلَمُونَ ٤٢ وَأَقِيمُوا۟ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتُوا۟ ٱلزَّكَوٰةَ
وَٱرْكَعُوا۟ مَعَ ٱلرَّٰكِعِينَ ٤٣ ۞ أَتَأْمُرُونَ ٱلنَّاسَ بِٱلْبِرِّ الحزب ١
وَتَنسَوْنَ أَنفُسَكُمْ وَأَنتُمْ تَتْلُونَ ٱلْكِتَٰبَ ۚ أَفَلَا تَعْقِلُونَ ٤٤
وَٱسْتَعِينُوا۟ بِٱلصَّبْرِ وَٱلصَّلَوٰةِ ۚ وَإِنَّهَا لَكَبِيرَةٌ إِلَّا عَلَى ٱلْخَٰشِعِينَ
٤٥ ٱلَّذِينَ يَظُنُّونَ أَنَّهُم مُّلَٰقُوا۟ رَبِّهِمْ وَأَنَّهُمْ إِلَيْهِ رَٰجِعُونَ ٤٦
يَٰبَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ ٱذْكُرُوا۟ نِعْمَتِىَ ٱلَّتِىٓ أَنْعَمْتُ عَلَيْكُمْ وَأَنِّى فَضَّلْتُكُمْ
عَلَى ٱلْعَٰلَمِينَ ٤٧ وَٱتَّقُوا۟ يَوْمًا لَّا تَجْزِى نَفْسٌ عَن نَّفْسٍ شَيْـًٔا
وَلَا يُقْبَلُ مِنْهَا شَفَٰعَةٌ وَلَا يُؤْخَذُ مِنْهَا عَدْلٌ وَلَا هُمْ يُنصَرُونَ ٤٨


(38) Ne u thamë atyre: “Zbrisni të gjithë nga Xheneti në Tokë. Kur t’ju vijë udhëzim nëpërmjet të dërguarve të Mi, kushdo që e ndjek atë dhe i beson të dërguarit e Mi, nuk do të ketë frikë në Jetën Tjetër dhe nuk do të dëshpërohet për atë që i ka shkuar në jetën e kësaj bote.

(39) Ndërsa ata që nuk besuan dhe mohuan Argumentet Tona, do të jenë banorë të Zjarrit, nga ku nuk do të dalin asnjëherë.

Pasi Allahu tregoi arsyen e cila e shtyu Iblisin që ta kundërshtonte urdhrin Allahut dhe të bëhej mohues i urtësisë, dijes dhe drejtësisë së Tij, iu drejtua bijve të Israilit që të mos e vepronin edhe ata të njëjtën gjë ndaj Muhamedit, mbi të cilin Ai dërgoi Udhëzimin e Vet.

(40) O bijtë e Pejgamberit të Allahut, Jakubit! Kujtoni mirësitë e njëpasnjëshme të Allahut ndaj jush, tregohuni falënderues dhe përmbushni besën që më keni dhënë: të më besoni Mua dhe të dërguarve të Mi dhe të punoni sipas ligjeve të Mia. Nëse ju e mbani besën e dhënë, edhe Unë do e mbaj premtimin Tim për ju, për një jetë të mirë në këtë botë dhe shpërblim të mrekullueshëm në Ditën e Ringjalljes, prandaj vetëm Mua m’u frikësoni dhe mos e thyeni besën me Mua.

(41) Besojini Kur’anit, të cilin ia zbrita Muhamedit ﷺ e që përputhet me atë që gjendet në Teurat, para se ai të shtrembërohej, lidhur me njësimin e Allahut dhe pejgamberinë e Muhamedit ﷺ, e ruhuni të mos jeni të parët që e mohojnë atë (Kur’anin). Mos i këmbeni ajetet (faktet- Fjalët) e Mia, që Unë i kam zbritur, për një çmim të papërfillshëm të interesave apo pozitave të kësaj bote, dhe frikësojuni zemërimit dhe dënimit Tim.

(42) Mos e përzieni të Vërtetën – të cilën Unë e kam zbritur nëpërmjet të dërguarve të Mi –me ato gënjeshtra që ju i shpifni, si dhe mos e fshihni të Vërtetën që ka ardhur në librat tuaj, në lidhje me cilësitë e përshkruara të Muhamedit ﷺ, kur ju e njihni dhe jeni të bindur për të.

(43) Kryeni plotësisht namazin, me kushtet, detyrimet dhe synetet e tij, si dhe nxirreni zekatin e pasurisë, të cilën Allahu e ka lënë në duart tuaja, dhe përuluni Allahut bashkë me ata që i përulen Atij nga ymeti i Muhamedit ﷺ.

(44) Nuk ka gjë më të shëmtuar sesa të urdhëroni të tjerët në lidhje me besimin dhe bërjen e veprave të mira, ndërkohë që ju vetë jua ktheni shpinën, duke harruar vetet tuaja, ndërkohë që ju lexoni Teuratin dhe keni dituri rreth urdhëresave për ndjekjen e fesë së Allahut dhe për të besuar të dërguarit Tij, që gjenden në atë libër. Nuk ju bëka dobi mendja juaj?!”

(45) Ndihmën kërkojeni në çdo situatë të jetës suaj, qoftë fetare apo jetësore, me anë të durimit dhe faljes së namazit, i cili ju afron me Allahun më shumë e ju lidh me Të, që Ai t’ju ndihmojë, t’ju ruajë dhe t’ua largojë të këqijat. Vërtet që namazi është i vështirë dhe i rëndë, por jo për ata që i përulen Zotit të tyre.

(46) Kjo, sepse pikërisht ata janë plotësisht të bindur se do të kthehen te Zoti i tyre e do të takohen me Të në Ditën e Ringjalljes. Do të kthehen tek Ai, që të shpërblehen për veprat e veta.

(47) O bijtë e Pejgamberit të Allahut, Jakubit, kujtojini mirësitë e Mia fetare dhe jetësore ndaj jush, të cilat Unë ju kam dhuruar! Kujtojeni edhe se Unë ju bëra të rëndësishëm mbi njerëzit e kohës së qytetërimit tuaj, nëpërmjet profetëve dhe mbretërve!

(48) Vendosni mes veteve tuaja dhe dënimit në Ditën e Ringjalljes mburojë, me kryerjen e urdhëresave dhe lënies së ndalesave, ditë në të cilën askush nuk mund t’i sjellë dobi askujt dhe asnjërit nuk do t’i pranohet ndërmjetësimi për të larguar të keqen apo për të përfituar ndonjë të mirë, veç nëse për këtë jep leje Allahu. Prej tyre nuk do të pranohet asnjë lloj kompensimi, edhe nëse do të ofronin sa toka mbushur me ar. Ata nuk do të ketë asnjë ndihmës atë ditë. Nëse për ta nuk do ketë as ndërmjetësues, as kompensim e as ndihmës, atëherë si do të shpëtojnë?!

## Nga këto ajete mësojmë:

- Më i madhi poshtërim për njeriun, është që ai të urdhërojë dikë tjetër për bamirësi dhe të harrojë veten e vet.
- Durimi dhe namazi janë prej veprave më të mëdha, që e ndihmojnë njeriun në të gjitha nevojat që ka.
- Ditën e Gjykimit, dënimi nga njeriu nuk do të largohet, as nëpërmjet ndërmjetësimit e as nëpërmjet kompensimit, dhe se atij nuk do t’i sjellë dobi asgjë tjetër, përveç veprës së tij të mirë.


سُورَةُ البَقَرَةِ ٨ الجُزْءُ الأَوَّلُ

وَإِذۡ نَجَّيۡنَٰكُم مِّنۡ ءَالِ فِرۡعَوۡنَ يَسُومُونَكُمۡ سُوٓءَ ٱلۡعَذَابِ
يُذَبِّحُونَ أَبۡنَآءَكُمۡ وَيَسۡتَحۡيُونَ نِسَآءَكُمۡۚ وَفِي ذَٰلِكُم بَلَآءٞ
مِّن رَّبِّكُمۡ عَظِيمٞ ٤٩ وَإِذۡ فَرَقۡنَا بِكُمُ ٱلۡبَحۡرَ فَأَنجَيۡنَٰكُمۡ
وَأَغۡرَقۡنَآ ءَالَ فِرۡعَوۡنَ وَأَنتُمۡ تَنظُرُونَ ٥٠ وَإِذۡ وَٰعَدۡنَا مُوسَىٰٓ
أَرۡبَعِينَ لَيۡلَةٗ ثُمَّ ٱتَّخَذۡتُمُ ٱلۡعِجۡلَ مِنۢ بَعۡدِهِۦ وَأَنتُمۡ ظَٰلِمُونَ
٥١ ثُمَّ عَفَوۡنَا عَنكُم مِّنۢ بَعۡدِ ذَٰلِكَ لَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ ٥٢
وَإِذۡ ءَاتَيۡنَا مُوسَى ٱلۡكِتَٰبَ وَٱلۡفُرۡقَانَ لَعَلَّكُمۡ تَهۡتَدُونَ ٥٣
وَإِذۡ قَالَ مُوسَىٰ لِقَوۡمِهِۦ يَٰقَوۡمِ إِنَّكُمۡ ظَلَمۡتُمۡ أَنفُسَكُم بِٱتِّخَاذِكُمُ
ٱلۡعِجۡلَ فَتُوبُوٓاْ إِلَىٰ بَارِئِكُمۡ فَٱقۡتُلُوٓاْ أَنفُسَكُمۡ ذَٰلِكُمۡ
خَيۡرٞ لَّكُمۡ عِندَ بَارِئِكُمۡ فَتَابَ عَلَيۡكُمۡۚ إِنَّهُۥ هُوَ ٱلتَّوَّابُ
ٱلرَّحِيمُ ٥٤ وَإِذۡ قُلۡتُمۡ يَٰمُوسَىٰ لَن نُّؤۡمِنَ لَكَ حَتَّىٰ نَرَى ٱللَّهَ
جَهۡرَةٗ فَأَخَذَتۡكُمُ ٱلصَّٰعِقَةُ وَأَنتُمۡ تَنظُرُونَ ٥٥ ثُمَّ بَعَثۡنَٰكُم
مِّنۢ بَعۡدِ مَوۡتِكُمۡ لَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ ٥٦ وَظَلَّلۡنَا عَلَيۡكُمُ
ٱلۡغَمَامَ وَأَنزَلۡنَا عَلَيۡكُمُ ٱلۡمَنَّ وَٱلسَّلۡوَىٰۖ كُلُواْ مِن طَيِّبَٰتِ
مَا رَزَقۡنَٰكُمۡۚ وَمَا ظَلَمُونَا وَلَٰكِن كَانُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ يَظۡلِمُونَ ٥٧

EL-BEKARE 8 JUZ 1

(49) O bijtë e Izraelit! Kujtojeni kur ju shpëtuam prej pasuesve të Faraonit, të cilët ju bënë të vuanit tortura nga më të ndryshmet, duke vrarë e therur fëmijët tuaj, me qëllim që t'ju shfarosnin, dhe duke jua lënë gjallë vajzat tuaja, që ato të bëheshin gra e t'u shërbenin atyre. Kjo bëhej qëllimisht, vetëm për t'ju nënçmuar e poshtëruar. Shpëtimi juaj prej armiqësisë së Faraonit dhe ndjekësve të tij ishte një sprovë e madhe prej Zotit tuaj, me shpresën që ju të ishit mirënjohës.

(50) Përkujtoni se si, prej mirësisë Tonë ndaj jush, ishte edhe kur Ne e hapëm për ju detin dhe bëmë në të rrugë të thatë, në mënyrë që ju të ecnit aty. Ne ju shpëtuam juve dhe e fundosëm armikun tuaj, Faraonin, bashkë me ndjekësit e tij, përpara syve tuaj, kur ju po i shihnit.

(51) Përkujtoni se si prej këtyre mirësive ishte edhe koha, dyzet net, që Ne ia përcaktuam Musait, si kohë e plotë për zbritjen e Teuratit, si dritë dhe udhëzim. Ndërsa ju, për aq kohë, filluat që të adhuronit viçin, duke u kthyer me këtë veprim në të padrejtë.

(52) Megjithatë, Ne jua toleruam atë që bëtë, duke mos ua konsideruar, sepse ju u penduat, me shpresën se do tregoheni mirënjohës ndaj Allahut me anë të adhurimit dhe ndjekjes së Tij në mënyrën më të mirë.

(53) Përkujtoni, gjithashtu, se si prej këtyre mirësive ishte edhe Teurati, që Ne i dhamë Musait, si ndarës mes të Vërtetës dhe të kotës dhe si dallues mes udhëzimit dhe humbjes, me shpresën se do e pranoni udhëzimin e tij tek e Vërteta.

(54) Kujtoni se si prej këtyre mirësive ishte edhe që Allahu jua pranoi pendimin për idhujtarinë që bëtë me adhurimin e viçit, aq sa edhe Musai ju tha: "Ju i keni bërë dëm vetes tuaj me marrjen e viçit si zot duke e adhuruar, prandaj pendohuni dhe kthehuni te Krijuesi juaj, që ju solli në ekzistencë, duke ekzekutuar njëri–tjetrin (për këtë gjynah të bërë), sepse ky lloj pendimi është më i mirë për ju, sesa të vazhdoni në mosbesim, i cili të çon përjetësisht në Zjarr." Ju e realizuat një gjë të tillë, me ndihmën e Allahut dhe suksesin e Tij, e Ai ju fali, sepse me të vërtetë Ai është et-Teuab (Mundësues e Pranues i pendimit), si dhe është er-Rrahim (Mëshirëplotë), për ata që u ruhen mëkateve dhe kërkojnë mëshirën e Tij.

(55) Kujtoni kohën kur baballarët tuaj i thanë Musait gjithë guxim: "Ne nuk do të të besojmë ty, derisa ta shohim Allahun me sy, pa perde." Atëherë juve ju përfshiu zjarri përcëllues, duke ju vrarë, ndërkohë që ju shikonit njëri-tjetrin.

(56) Pastaj, Ne ju ringjallëm përsëri pas vdekjes suaj, me shpresën se do tregoheshit mirënjohës ndaj Allahut për këtë mirësi ndaj jush.

(57) Mirësi tjetër e Jona ndaj jush ishte edhe dërgimi i reve, që ju bënin hije prej diellit të nxehtë, kur ju humbët në shkretëtirë. Gjithashtu, mirësi e Jona ishte edhe që Ne zbritëm për ju lëng nektari të ëmbël si mjaltë dhe zogj të vegjël, me mish të mirë si thëllëza, e ju thamë: "Hani nga mirësitë me të cilat ju kemi furnizuar." Megjithatë, për shkak të mosbesimit dhe mosmirënjohjes së tyre ndaj këtyre mirësive, Neve nuk na u pakësua asgjë, por ata dëmtuan veten e tyre, duke ia privuar vetes mundësinë për t'u shpërblyer dhe duke ia ekspozuar atë dënimit.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Përkundër mirësive madhështore të Allahut dhe numrit të madh të tyre ndaj popullit të Izraelit, ato u shtuan atyre vetëm se mendjemadhësinë dhe kryeneçësinë.
- Dashamirësinë e gjerë e Allahut të Lartësuar dhe Mëshira e Tij ndaj robve të Vet, edhe nëse gjynahet e tyre janë të llahtarshme.
- Shpallja hyjnore është ndarësja, që ndan të Vërtetën prej të kotës.




وَإِذْ قُلْنَا ٱدْخُلُوا۟ هَٰذِهِ ٱلْقَرْيَةَ فَكُلُوا۟ مِنْهَا حَيْثُ شِئْتُمْ
رَغَدًا وَٱدْخُلُوا۟ ٱلْبَابَ سُجَّدًا وَقُولُوا۟ حِطَّةٌ نَّغْفِرْ لَكُمْ
خَطَٰيَٰكُمْ ۚ وَسَنَزِيدُ ٱلْمُحْسِنِينَ ٥٨ فَبَدَّلَ ٱلَّذِينَ
ظَلَمُوا۟ قَوْلًا غَيْرَ ٱلَّذِى قِيلَ لَهُمْ فَأَنزَلْنَا عَلَى ٱلَّذِينَ ظَلَمُوا۟
رِجْزًا مِّنَ ٱلسَّمَآءِ بِمَا كَانُوا۟ يَفْسُقُونَ ٥٩ ۞ وَإِذِ ٱسْتَسْقَىٰ
مُوسَىٰ لِقَوْمِهِۦ فَقُلْنَا ٱضْرِب بِّعَصَاكَ ٱلْحَجَرَ ۖ فَٱنفَجَرَتْ
مِنْهُ ٱثْنَتَا عَشْرَةَ عَيْنًا ۖ قَدْ عَلِمَ كُلُّ أُنَاسٍ مَّشْرَبَهُمْ ۖ كُلُوا۟
وَٱشْرَبُوا۟ مِن رِّزْقِ ٱللَّهِ وَلَا تَعْثَوْا۟ فِى ٱلْأَرْضِ مُفْسِدِينَ ٦٠
وَإِذْ قُلْتُمْ يَٰمُوسَىٰ لَن نَّصْبِرَ عَلَىٰ طَعَامٍ وَٰحِدٍ فَٱدْعُ لَنَا
رَبَّكَ يُخْرِجْ لَنَا مِمَّا تُنۢبِتُ ٱلْأَرْضُ مِنۢ بَقْلِهَا وَقِثَّآئِهَا
وَفُومِهَا وَعَدَسِهَا وَبَصَلِهَا ۖ قَالَ أَتَسْتَبْدِلُونَ ٱلَّذِى هُوَ
أَدْنَىٰ بِٱلَّذِى هُوَ خَيْرٌ ۚ ٱهْبِطُوا۟ مِصْرًا فَإِنَّ لَكُم مَّا سَأَلْتُمْ ۗ
وَضُرِبَتْ عَلَيْهِمُ ٱلذِّلَّةُ وَٱلْمَسْكَنَةُ وَبَآءُو بِغَضَبٍ مِّنَ
ٱللَّهِ ۗ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ كَانُوا۟ يَكْفُرُونَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ وَيَقْتُلُونَ
ٱلنَّبِيِّۦنَ بِغَيْرِ ٱلْحَقِّ ۗ ذَٰلِكَ بِمَا عَصَوا۟ وَّكَانُوا۟ يَعْتَدُونَ ٦١



(58) Kujtoni se si prej mirësive të Tij ndaj jush ishte edhe kur Ne ju thamë: "Hyni në vendin e Shtëpisë së Shenjtë (të Kudsit), ushqehuni me të mirat që gjenden në të, ngado që të dëshironi, me ushqim të mirë dhe me bollëk. Kur të futeni brenda, hyni të kërrusur e të përulur ndaj Allahut, si dhe kërkojini Allahut duke thënë: "Zoti ynë, na i fshij gjynahet tona!", që Ne t'ju përgjigjemi. Ndërsa atyre që u treguan më të mirët me veprat e tyre, Ne do t'ua shtojmë shpërblimet akoma edhe më shumë, për përkushtimin e tyre.

(59) Por ata që ishin keqbërës e ndryshuan formën e veprës dhe e shtrembëruan shprehjen, kështu që hyn të përkulur me të prapmet e tyre, ndërsa fjalën "Hittah"- (Na fal) e shtrembëruan në "Hintah" (Grurë), duke u tallur me urdhrin e Allahut të Lartësuar. Për këtë, Allahu zbriti dënim prej qiellit kundër të padrejtëve, si shkak i daljes së tyre prej kufijve të fesë dhe shkeljes së urdhrave.

(60) Kujtoni se si prej mirësive të Allahut ndaj jush ishte edhe kur ju kishit humbur në shkretëtirë dhe ju mori etja e madhe për ujë, kështu që Musai iu përgjërua Zotit të vet dhe i kërkoi që t'ua shuante etjen, dhe Ne e urdhëruam që, me shkopin e vet, të godiste shkëmbin. Kur ai e goditi, shpërthyen prej tij dymbëdhjetë kroje, aq sa ishin edhe fiset e tyre, kroje prej të cilëve rrridhte ujë. Ne ia përcaktuam secilit fis burimin prej cilit do të pinin, në mënyrë që të mos kishte grindje mes tyre, pastaj u thamë: "Hani dhe pini prej furnizimit të Allahut, të cilin Ai e mundësoi për ju, pa asnjë lodhje dhe mundim nga ana juaj, dhe mos u ktheni në Tokë në shkatërrues, por bëhuni mirënjohës!"

(61) Kujtoni edhe se si ju u treguat mosmirënjohës për mirësinë e Allahut ndaj jush dhe e shpërfillët ushqimin që Allahu zbriti për ju, menna (lloj ushqimi i ëmbël) dhe selua (shkurtëza –lloj shpendi), dhe thatë: "Nuk mund të durojmë më me një ushqim të vetëm, që nuk ndryshon shije." Ju kërkuat prej Musait që t'i lutej Allahut që të nxirrte për ju nga produktet e Tokës, si zarzavatet dhe perimet, trangujt, si dhe prej agrumeve, thjerrëzave dhe qepëve, si ushqim. Musai ju tha: "Sa e çuditshme është kjo kërkesa juaj, që të zëvendësoni menna-n dhe selua-n, që janë më të mira dhe më të denja për ju, me ato që kërkoni të cilat janë më të pavlera dhe më të ulëta! Aq më tepër që ai ushqim ju vinte pa asnjë mundim a lodhje nga ana juaj! Atëherë, përhapuni në Tokë kudo që dëshironi, në të mbjellat dhe tregjet e saj do të gjeni atë që kërkoni." Për shkak të ndjekjes së qejfeve, si dhe pakënaqësisë së vazhdueshme ndaj asaj që Allahu zgjidhte për ta, ata u përfshinë nga poshtërimi, varfëria dhe mjerimi, si dhe merituan zemërimin e Allahut. Kjo erdhi për shkak të refuzimit që ata i bënë fesë së Tij, duke mohuar Argumentet dhe duke vrarë profetët e Tij mizorisht dhe armiqësisht. Gjithë kjo ndodhi për shkak se ata kundërshtonin Allahun dhe i kalonin kufijtë e Tij.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Kushdo që luan me tekstet e fesë dhe i shtrembëron ato, përngjason me hebrenjtë. Për këtë arsye, atyre i është premtuar dënim prej Allahut të Lartësuar.
- Përkundër mirësisë së madhe të Allahut të Lartësuar ndaj bijve të Izraelit, ne shohim inatin armiqësor dhe kundërshtimin e tyre ndaj Allahut dhe fesë së Tij.
- Një nga të këqijat që vjen prej gjynaheve dhe prej tejkalimit të kufijve të Allahut të Lartësuar, është edhe poshtërimi dhe përçmimi i njeriut, si dhe dominimi i armiqve mbi të.

62 Vërtet, kushdo që beson nga ky umet, si dhe kushdo që beson nga ymetet (popujt) e mëparshëm, para se të dërgohej Muhamedi ﷺ si Profet, qofshin ata hebrenj, të krishterë dhe sabi'inë (këta janë një grup ndjekësish të disa profetëve, nëse vërtetohet se ata e besojnë Allahun dhe Ditën e Gjykimit) – shpërblimin do ta kenë nga Krijuesi i tyre. Ata nuk kanë pse të frikësohen për atë që i pret në Botën Tjetër dhe as nuk kanë pse të mërziten për çfarë u ka shkuar nga kjo jetë.

63 Si dhe, përkujtojeni besën që Ne kemi marrë prej jush. Besa e fortë është për besimin në Allahun dhe të dërguarit e Tij.

Kujtoni kur Ne e ngritëm malin përmbi ju, si frikësim dhe kërcënim ndaj atij që e lë punën sipas premtimit të dhënë, duke ju urdhëruar ta merrnit me seriozitet dhe përpjekje atë që ju kishim zbritur nga Teurati, dhe jo me neglizhencë dhe dembelizëm, si dhe ruajeni atë që është në të dhe meditoni rreth tij, me shpresën se, duke vepruar kështu, do të mbroheni prej dënimit të Allahut të Lartësuar.

64 Por ju nuk bëtë tjetër veçse refuzuat dhe kundërshtuat, ndërkohë që ju dhatë besën e fortë. Sikur të mos kishte qenë mirësia e Allahut ndaj jush, duke ju toleruar, si dhe mëshira e Tij, duke ju pranuar pendimin, ju do kishit qenë të shkatërruar, për shkak të refuzimit dhe kundërshtimit.

65 Ju i keni ditur qartë edhe tregimet e të parëve tuaj, kur ata kundërshtuan lidhur mbi peshkimin në ditën e shtunë (sabati), ditë në të cilën u ishte ndaluar peshkimi. Por ata bënë hile lidhur me këtë, duke i futur rrjetat para ditës së shtunë dhe duke i nxjerrë ato ditën e diel. Për këtë shkak, Allahu i shndërroi këta dinakë në majmunë të ulët, si dënim për ta dhe dredhinë e tyre.



إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَٱلَّذِينَ هَادُواْ وَٱلنَّصَٰرَىٰ وَٱلصَّٰبِـِٔينَ مَنۡ
ءَامَنَ بِٱللَّهِ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِ وَعَمِلَ صَٰلِحٗا فَلَهُمۡ أَجۡرُهُمۡ عِندَ
رَبِّهِمۡ وَلَا خَوۡفٌ عَلَيۡهِمۡ وَلَا هُمۡ يَحۡزَنُونَ ٦٢ وَإِذۡ أَخَذۡنَا
مِيثَٰقَكُمۡ وَرَفَعۡنَا فَوۡقَكُمُ ٱلطُّورَ خُذُواْ مَآ ءَاتَيۡنَٰكُم
بِقُوَّةٖ وَٱذۡكُرُواْ مَا فِيهِ لَعَلَّكُمۡ تَتَّقُونَ ٦٣ ثُمَّ تَوَلَّيۡتُم
مِّنۢ بَعۡدِ ذَٰلِكَۖ فَلَوۡلَا فَضۡلُ ٱللَّهِ عَلَيۡكُمۡ وَرَحۡمَتُهُۥ لَكُنتُم مِّنَ
ٱلۡخَٰسِرِينَ ٦٤ وَلَقَدۡ عَلِمۡتُمُ ٱلَّذِينَ ٱعۡتَدَوۡاْ مِنكُمۡ فِي ٱلسَّبۡتِ
فَقُلۡنَا لَهُمۡ كُونُواْ قِرَدَةً خَٰسِـِٔينَ ٦٥ فَجَعَلۡنَٰهَا نَكَٰلٗا لِّمَا
بَيۡنَ يَدَيۡهَا وَمَا خَلۡفَهَا وَمَوۡعِظَةٗ لِّلۡمُتَّقِينَ ٦٦ وَإِذۡ قَالَ
مُوسَىٰ لِقَوۡمِهِۦٓ إِنَّ ٱللَّهَ يَأۡمُرُكُمۡ أَن تَذۡبَحُواْ بَقَرَةٗۖ قَالُوٓاْ
أَتَتَّخِذُنَا هُزُوٗاۖ قَالَ أَعُوذُ بِٱللَّهِ أَنۡ أَكُونَ مِنَ ٱلۡجَٰهِلِينَ
٦٧ قَالُواْ ٱدۡعُ لَنَا رَبَّكَ يُبَيِّن لَّنَا مَا هِيَۚ قَالَ إِنَّهُۥ يَقُولُ إِنَّهَا
بَقَرَةٞ لَّا فَارِضٞ وَلَا بِكۡرٌ عَوَانُۢ بَيۡنَ ذَٰلِكَۖ فَٱفۡعَلُواْ مَا
تُؤۡمَرُونَ ٦٨ قَالُواْ ٱدۡعُ لَنَا رَبَّكَ يُبَيِّن لَّنَا مَا لَوۡنُهَاۚ قَالَ إِنَّهُۥ
يَقُولُ إِنَّهَا بَقَرَةٞ صَفۡرَآءُ فَاقِعٞ لَّوۡنُهَا تَسُرُّ ٱلنَّٰظِرِينَ ٦٩


66 Ne e bëmë atë fshat të prishur shembull për vendbanimet e tjera që ishin rrotull tij, si dhe shembull edhe për ata që do vijnë pas tyre, në mënyrë që të mos veprojnë siç vepruan ata dhe të meritojnë dënimin e tyre. Ne e bëmë atë një përkujtim për të devotshmit, të cilët i frikësohen ndëshkimit të Allahut dhe hakmarrjes së tij, ndaj çdokujt që i shkel kufijtë e Tij.

67 Përkujtoni edhe tregimin e të parëve tuaj, për atë çfarë ndodhi mes tyre dhe Musait, kur ai u tregoi në lidhje me urdhrin e Allahut për të therur një lopë çfarëdo. Por ata, në vend që të nxitonin ta kryenin, thanë duke kundërshtuar: "A dëshiron që të na bësh objekt talljeje?!" Musai tha: "I kërkoj Allahut të më ruajë që të mos bëj si ata që gënjejnë në emër të Allahut e që tallen me njerëzit!"

68 Ata i thanë Musait: "Lute, pra, Zotin tënd, derisa të na bëhen të qarta cilësitë e lopës që Ai na ka urdhëruar ta therim. Ai tha: "Allahu thotë se ajo duhet një lopë, që nuk është as e madhe në moshë e as e vogël, por që është tek mesatarja! Zbatojeni menjëherë urdhrin e Zotit tuaj."

69 Ata vazhduan me replikat dhe papajtueshmëritë e tyre, duke i thënë Musait: "Lute Zotin tënd, që të na bëhet e qartë se ç'ngjyrë duhet ajo." Musai u tha: "Allahu thotë se ajo duhet një lopë e verdhë, me ngjyrë të theksuar, që të mahnisë këdo që e shikon."

## Nga këto ajete mësojmë:

- Gjykimi i përmendur në ajetin e parë, ka të bëjë me periudhën para se të dërgohej i dërguari Muhamed ﷺ, sepse pas ardhjes së tij, feja e vetme e pranuar nga Allahu dhe me të cilën Allahu kënaqet është Islami. Përveç kësaj feje, nuk pranohet asnjë tjetër, ashtu siç ka thënë Allahu i Lartësuar: "Kush kërkon fe tjetër përveç Islamit, ajo nuk ka për t'iu pranuar kurrsesi." (Ali' Imran: 85)
- Allahu mund ta shpejtojë dënimin për disa gjynahe që në jetën e kësaj bote, para Botës Tjetër, në mënyrë që ai të jetë mësim për njerëzit, që të kenë kujdes e të mos e kundërshtojnë urdhrin e Tij.
- Kushdo që ia shtrëngon dhe ia vështirëson vetes ato gjëra të cilat në realitet janë të tolerueshme, do të ndëshkohet duke iu vështirësuar ato gjëra akoma më shumë.


الجُزْءُ الأَوَّلُ ١١ سُورَةُ البَقَرَةِ

قَالُوا۟ ٱدْعُ لَنَا رَبَّكَ يُبَيِّن لَّنَا مَا هِىَ إِنَّ ٱلْبَقَرَ تَشَٰبَهَ عَلَيْنَا وَإِنَّآ
إِن شَآءَ ٱللَّهُ لَمُهْتَدُونَ ﴿٧٠﴾ قَالَ إِنَّهُۥ يَقُولُ إِنَّهَا بَقَرَةٌ لَّا ذَلُولٌ
تُثِيرُ ٱلْأَرْضَ وَلَا تَسْقِى ٱلْحَرْثَ مُسَلَّمَةٌ لَّا شِيَةَ فِيهَا ۚ قَالُوا۟
ٱلْـَٰٔنَ جِئْتَ بِٱلْحَقِّ ۚ فَذَبَحُوهَا وَمَا كَادُوا۟ يَفْعَلُونَ ﴿٧١﴾ وَإِذْ
قَتَلْتُمْ نَفْسًا فَٱدَّٰرَْٔتُمْ فِيهَا ۖ وَٱللَّهُ مُخْرِجٌ مَّا كُنتُمْ تَكْتُمُونَ
﴿٧٢﴾ فَقُلْنَا ٱضْرِبُوهُ بِبَعْضِهَا ۚ كَذَٰلِكَ يُحْىِ ٱللَّهُ ٱلْمَوْتَىٰ وَيُرِيكُمْ
ءَايَٰتِهِۦ لَعَلَّكُمْ تَعْقِلُونَ ﴿٧٣﴾ ثُمَّ قَسَتْ قُلُوبُكُم مِّنۢ بَعْدِ ذَٰلِكَ
فَهِىَ كَٱلْحِجَارَةِ أَوْ أَشَدُّ قَسْوَةً ۚ وَإِنَّ مِنَ ٱلْحِجَارَةِ لَمَا يَتَفَجَّرُ
مِنْهُ ٱلْأَنْهَٰرُ ۚ وَإِنَّ مِنْهَا لَمَا يَشَّقَّقُ فَيَخْرُجُ مِنْهُ ٱلْمَآءُ ۚ وَإِنَّ
مِنْهَا لَمَا يَهْبِطُ مِنْ خَشْيَةِ ٱللَّهِ ۗ وَمَا ٱللَّهُ بِغَٰفِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ
﴿٧٤﴾ ۞ أَفَتَطْمَعُونَ أَن يُؤْمِنُوا۟ لَكُمْ وَقَدْ كَانَ فَرِيقٌ مِّنْهُمْ الحزب ٢
يَسْمَعُونَ كَلَٰمَ ٱللَّهِ ثُمَّ يُحَرِّفُونَهُۥ مِنۢ بَعْدِ مَا عَقَلُوهُ وَهُمْ
يَعْلَمُونَ ﴿٧٥﴾ وَإِذَا لَقُوا۟ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ قَالُوٓا۟ ءَامَنَّا وَإِذَا
خَلَا بَعْضُهُمْ إِلَىٰ بَعْضٍ قَالُوٓا۟ أَتُحَدِّثُونَهُم بِمَا فَتَحَ ٱللَّهُ
عَلَيْكُمْ لِيُحَآجُّوكُم بِهِۦ عِندَ رَبِّكُمْ ۚ أَفَلَا تَعْقِلُونَ ﴿٧٦﴾

EL-BEKARE 11 JUZ 1

(70) Pastaj e tepruan me papajtueshmërinë e tyre, duke thënë: “Lute për ne Zotin tënd që të na sqarojë akoma më shumë lidhur me cilësitë e saj, sepse lopët me ato cilësi janë shumë dhe ne nuk mund ta përcaktojmë saktë se si duhet.” Ata theksuan se kështu – po të donte Allahu – do të arrinin ta gjenin lopën që u kërkohej për ta therur.

(71) Musai u tha: “Allahu thotë se veçoria e kësaj lope është se ajo nuk duhet të jetë e shfrytëzuar për punë, për lërim apo për ujitjen e Tokës. Ajo duhet e rregullt, pa asnjë të metë dhe e tëra e verdhë.” Atëherë, ata thanë: “Tani e ke përshkruar saktë lopën”. Kështu, ata e therën atë, por në fakt, gati sa nuk e lanë pa therur, për shkak të debateve dhe papajtueshmërisë.

(72) Kujtoni kur vratë njërin prej jush dhe po vetë-mbroheshit. Secili e përjashtonte veten e vet prej akuzës së vrasjes, duke akuzuar të tjerët, derisa u kacafytët. Por Allahu e zbuloi atë që ju fshihnit në lidhje me vrasjen e atij të pafajshmi.

(73) Ne ju thamë: “Goditeni viktimën me një pjesë nga lopa, për të cilën u urdhëruat që ta thernit! Kështu, Allahu do ta ringjallë atë, në mënyrë që ai vetë të deklarojë se kush ishte vrasësi!” Ata e bënë këtë dhe ai ua tregoi vetë se kush ishte vrasësi i tij. Ja, kështu, si Allahu ringjalli këtë të vdekur, do të ringjallë edhe të vdekurit në Ditën e Ringjalljes, për t’ju dhënë juve argumente bindëse mbi Plotfuqinë e Vet, në mënyrë që ju të mendoni rreth kësaj dhe të besoni me Vërtetësi Allahun e Lartësuar.

(74) Pastaj, pas këtyre fakteve e argumenteve të mjaftueshme, zemrat tuaja u ngurtësuan, derisa u bënë si gurët, madje edhe më të forta, prandaj nuk kthehen dot kurrë në gjendjen e tyre të mëparshme. Gurët mund të ndryshojnë dhe shndërrohen, sepse ka gurë prej të cilëve mund të shpërthejnë kroje. Ka gurë që, kur çahen, prej tyre buron ujë i rrjedhshëm, duke përfituar prej tij njerëzit dhe kafshët. Ka edhe gurë që edhe bien prej majës më të lartë të malit, prej frikës ndaj Allahut, por zemrat tuaja nuk janë të tilla. Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprimeve tuaja. Ai është i ditur dhe do t’u japë hakun për to.

(75) A keni ende shpresë, o besimtarë, sepse ju e morët vesh realitetin e gjendjes së hebrenjve dhe kokëfortësinë e tyre, se ata do t’ju besojnë e do t’ju përgjigjen juve?! Kanë qenë disa dijetarë të tyre që e dëgjuan Fjalën e Allahut të zbritur në Teurat për ta, dhe ata ia ndryshuan shqiptimin dhe kuptimin, sepse ata e kuptonin dhe e njihnin mirë atë. Ata e bënin duke qenë të vetëdijshëm për peshën e krimit të tyre.

(76) Një kontradiktë tjetër e hebrenjve ishte edhe se, kur ata takoheshin me besimtarët, dëshmonin para tyre Vërtetësinë e pejgamberit Muhamed ﷺ dhe të Shpalljes së Tij, sepse e pranonte vetë Teurati, por kur hebrenjtë veçoheshin me njëri-tjetrin, qortonin njëri tjetrin për pranimin që kishin bërë, sepse muslimanët do ta përdornin atë si argument kundër tyre, duke qenë se ata vetë e kishin dëshmuar Vërtetësinë e pejgamberisë së tij.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Disa zemra të robve janë më të forta sesa shkëmbi i zhveshur; ato nuk zbuten nga këshilla e as nuk ndikohen nga përkujtimi.
- Argumentet dhe faktet – edhe pse janë të shumta – nuk sjellin dobi nëse zemra nuk është e dorëzuar dhe e ndrojtur ndaj Allahut.
- Këto ajete nxjerrin në pah të Vërtetën që fshehin hebrenjtë, në lidhje me injorancën, mashtrimin dhe talljen me fenë, që kanë trashëguar.




أَوَلَا يَعْلَمُونَ أَنَّ ٱللَّهَ يَعْلَمُ مَا يُسِرُّونَ وَمَا يُعْلِنُونَ ٧٧
وَمِنْهُمْ أُمِّيُّونَ لَا يَعْلَمُونَ ٱلْكِتَٰبَ إِلَّآ أَمَانِىَّ وَإِنْ هُمْ
إِلَّا يَظُنُّونَ ٧٨ فَوَيْلٌ لِّلَّذِينَ يَكْتُبُونَ ٱلْكِتَٰبَ بِأَيْدِيهِمْ
ثُمَّ يَقُولُونَ هَٰذَا مِنْ عِندِ ٱللَّهِ لِيَشْتَرُوا۟ بِهِۦ ثَمَنًا قَلِيلًا ۖ
فَوَيْلٌ لَّهُم مِّمَّا كَتَبَتْ أَيْدِيهِمْ وَوَيْلٌ لَّهُم مِّمَّا يَكْسِبُونَ
٧٩ وَقَالُوا۟ لَن تَمَسَّنَا ٱلنَّارُ إِلَّآ أَيَّامًا مَّعْدُودَةً ۚ قُلْ
أَتَّخَذْتُمْ عِندَ ٱللَّهِ عَهْدًا فَلَن يُخْلِفَ ٱللَّهُ عَهْدَهُۥٓ ۖ أَمْ
تَقُولُونَ عَلَى ٱللَّهِ مَا لَا تَعْلَمُونَ ٨٠ بَلَىٰ مَن كَسَبَ سَيِّئَةً
وَأَحَٰطَتْ بِهِۦ خَطِيٓـَٔتُهُۥ فَأُو۟لَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ ٱلنَّارِ ۖ هُمْ
فِيهَا خَٰلِدُونَ ٨١ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ
أُو۟لَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ ٱلْجَنَّةِ ۖ هُمْ فِيهَا خَٰلِدُونَ ٨٢ وَإِذْ أَخَذْنَا
مِيثَٰقَ بَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ لَا تَعْبُدُونَ إِلَّا ٱللَّهَ وَبِٱلْوَٰلِدَيْنِ
إِحْسَانًا وَذِى ٱلْقُرْبَىٰ وَٱلْيَتَٰمَىٰ وَٱلْمَسَٰكِينِ وَقُولُوا۟
لِلنَّاسِ حُسْنًا وَأَقِيمُوا۟ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتُوا۟ ٱلزَّكَوٰةَ ثُمَّ
تَوَلَّيْتُمْ إِلَّا قَلِيلًا مِّنكُمْ وَأَنتُم مُّعْرِضُونَ ٨٣



77 Ata hebrenj që ndjekin këtë rrugë të shëmtuar, sikur e harrojnë faktin se Allahu i di ato gjëra që ata i fshehin, qofshin fjalë apo vepra, njëlloj si ato gjëra që shfaqin, por Allahu do ua nxjerrë në pah dredhitë e tyre, duke i turpëruar para besimtarëve.

78 Prej hebrenjve ekziston edhe grup tjetër, të cilët nuk e njohin Teuratin, por vetëm e lexojnë. Ata nuk e kuptojnë se në çfarë fton ai. Ata nuk dinë tjetër, përveçse gënjeshtrat dhe mashtrimet që i kanë mësuar nga udhëheqësit e tyre, duke menduar se ai është Teurati që Allahu ka zbritur.

79 Dënim i dhembshëm është duke i pritur ata të cilët e shkruanin Librin me duart e tyre, e pastaj thonin, duke gënjyer: “Kjo është prej Allahut!” duke ndryshuar kështu të Vërtetën dhe ndjekjen e udhëzimit për një çmim të pavlerë të kësaj bote, si pasuri apo pozitë. Ata do të kenë ndëshkim të tmerrshëm, për shkak të asaj që shkruan me duart e tyre, duke gënjyer kështu ndaj Allahut, si për shkak të fitimit që morën nëpërmjet kësaj pune të ulët.

80 Ata gjithashtu thanë, duke gënjyer e mashtruar: “Ne nuk do të na prekë zjarri e as nuk do të hyjmë në të, përveçse për pak ditë.” Thuaju, o i Dërguar: “A mos, vallë, keni marrë premtim për këtë prej Allahut?! Nëse kjo që thoni është e vërtetë, atëherë Allahu nuk e thyen premtimin e Vet, ose ju jeni duke thënë për Allahun, duke gënjyer ultë, diçka që ju nuk e dini?!”

81 Por çështja nuk është ashtu siç u teket atyre, sepse Allahu do ta ndëshkojë këdo që e kryen gjynahun e kufrit dhe që është rrethuar i tëri nga gjynahet. Ai do ta fusë në Zjarr, si vend i detyrueshëm për ta, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

82 Ndërsa ata që e besuan Allahun dhe të Dërguarin e tij, dhe që bënë vepra të dobishme përmirësuese, shpërblimin do ta kenë nga Allahu, duke u futur në Xhenet, si vend i vetëm për ta, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

83 Kujtoni, o bijtë e Izraelit, besën e fortë që Ne morëm prej jush: që të njësoni Allahun e të mos adhuroni përveç Tij askënd tjetër; që të silleni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët dhe hallexhinjtë nevojtarë; që t’u thoni njerëzve fjalë të mira, duke i këshilluar me butësi për të vepruar drejt e për të hequr dorë nga e keqja; që ta falni namazin të plotë, siç ju kam urdhëruar dhe që zekatin ta jepni me gjithë zemër tek ata që e meritojnë. Por më pas, ju ia kthyet shpinën besës që morëm prej jush dhe nuk e mbajtët atë, përveç atyre nga ju që i ruajti Allahu. Ata i përmbushën zotimin dhe besën që i dhanë Allahut.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Disa prej ndjekësve të Librit të mëparshëm, pretendojnë se zotërojnë dijen që ka zbritur Allahu, por, në realitet, nuk zotërojnë asgjë nga ajo që ka zbritur Allahu; kjo është veç një tekë dhe injorancë e tyre.
- Gjynahqari më i madh është ai që shpif dhe gënjen për Allahun e Lartësuar dhe të dërguarit e Tij, duke u mveshur gjëra që nuk i kanë.
- Pavarësisht besës së fortë që hebrenjtë i dhanë Allahut të Lartësuar, ajo ua shtoi refuzimin dhe largimin prej së Vërtetës.




وَإِذْ أَخَذْنَا مِيثَٰقَكُمْ لَا تَسْفِكُونَ دِمَآءَكُمْ وَلَا تُخْرِجُونَ
أَنفُسَكُم مِّن دِيَٰرِكُمْ ثُمَّ أَقْرَرْتُمْ وَأَنتُمْ تَشْهَدُونَ ٨٤
ثُمَّ أَنتُمْ هَٰٓؤُلَآءِ تَقْتُلُونَ أَنفُسَكُمْ وَتُخْرِجُونَ فَرِيقًا
مِّنكُم مِّن دِيَٰرِهِمْ تَظَٰهَرُونَ عَلَيْهِم بِٱلْإِثْمِ وَٱلْعُدْوَٰنِ
وَإِن يَأْتُوكُمْ أُسَٰرَىٰ تُفَٰدُوهُمْ وَهُوَ مُحَرَّمٌ عَلَيْكُمْ
إِخْرَاجُهُمْ ۚ أَفَتُؤْمِنُونَ بِبَعْضِ ٱلْكِتَٰبِ وَتَكْفُرُونَ بِبَعْضٍ ۚ
فَمَا جَزَآءُ مَن يَفْعَلُ ذَٰلِكَ مِنكُمْ إِلَّا خِزْيٌ فِى ٱلْحَيَوٰةِ
ٱلدُّنْيَا ۖ وَيَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ يُرَدُّونَ إِلَىٰٓ أَشَدِّ ٱلْعَذَابِ ۗ وَمَا ٱللَّهُ
بِغَٰفِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ ٨٥ أُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ ٱشْتَرَوُا۟ ٱلْحَيَوٰةَ
ٱلدُّنْيَا بِٱلْءَاخِرَةِ ۖ فَلَا يُخَفَّفُ عَنْهُمُ ٱلْعَذَابُ وَلَا هُمْ يُنصَرُونَ
٨٦ وَلَقَدْ ءَاتَيْنَا مُوسَى ٱلْكِتَٰبَ وَقَفَّيْنَا مِنۢ بَعْدِهِۦ
بِٱلرُّسُلِ ۖ وَءَاتَيْنَا عِيسَى ٱبْنَ مَرْيَمَ ٱلْبَيِّنَٰتِ وَأَيَّدْنَٰهُ بِرُوحِ
ٱلْقُدُسِ ۗ أَفَكُلَّمَا جَآءَكُمْ رَسُولٌۢ بِمَا لَا تَهْوَىٰٓ أَنفُسُكُمُ
ٱسْتَكْبَرْتُمْ فَفَرِيقًا كَذَّبْتُمْ وَفَرِيقًا تَقْتُلُونَ ٨٧ وَقَالُوا۟ قُلُوبُنَا
غُلْفٌۢ ۚ بَلْ لَّعَنَهُمُ ٱللَّهُ بِكُفْرِهِمْ فَقَلِيلًا مَّا يُؤْمِنُونَ ٨٨



(84) Përkujtoni besën që morëm prej jush në Teurat, duke ju ndaluar gjakderdhjen e njëri-tjetrit, si dhe nxjerrjen e njërit-tjetrit prej shtëpisë. Ju e pranuat besën që morëm prej jush, duke dëshmuar Vërtetësinë e saj.

(85) Pastaj ju e thyet këtë besë, duke vrarë njëri-tjetrin, si dhe duke dëbuar një pjesë prej jush prej shtëpive, madje duke kërkuar për këtë edhe ndihmën e armiqve, padrejtësisht dhe armiqësisht. Kur ata i sillnin para jush si robër të zënë nga duart e armiqve, ju nxitonit që të paguanit për t'i liruar nga robëria, ndërkohë që dëbimi i tyre prej shtëpive ishte i ndaluar për ju. Si mund të besoni një pjesë të asaj që është në Teurat, siç është pagimi për robtë, dhe e mohoni një pjesë tjetër të tij, siç është vrasja dhe dëbimi?! Por, për këdo që e bën këtë, do të ketë veçse poshtërim dhe nënçmim në jetën e kësaj bote, ndërsa në Botën Tjetër do t'i jepet ndëshkimi më i ashpër. Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprimeve tuaja, madje Ai është Mbikëqyrësi juaj dhe ka për t'ju dhënë atë që meritoni.

(86) Të tillët e shkëmbyen për këtë jetë, jetën e Botës Tjetër, duke ndjekur atë që zhduket, në vend të asaj që është e përjetshme. Të tillëve nuk do t'u lehtësohet dënimi në Botën Tjetër aspak, e atë ditë për ta nuk do të ketë asnjë ndihmës.

(87) Ne vërtet i dhamë Musait Teuratin dhe pas tij sollëm edhe të dërguar të tjerë në gjurmët e tij, ashtu sikurse i dhamë edhe Isait, birit të Merjemes, argumente (mrekulli) të qarta dhe treguese të Vërtetësisë së tij, si: ringjallja e të vdekurve, kthimin e shikimit tek të lindurit me verbëri, shërimin e lebrozëve dhe ne e përforcuam atë nëpërmjet melekut Xhebrail. Pse, sa herë që ju, o bijtë e Izraelit, t'u vinin të dërguarit prej Allahut me diçka që nuk përputhej me qejfet tuaja, ju duhej të tregoheshit mendjemëdhenj ndaj së Vërtetës, duke u fryrë përpara të dërguarve të Allahut, duke mohuar disa e duke vrarë disa të tjerë?!

(88) Arsyetimi i vetëm i hebrenjve për të mos ndjekur Muhamedin ishte thënia: "Zemrat tona janë të mbyllura, prandaj në to nuk hyn asgjë prej atyre që thua dhe prandaj nuk kuptojnë." Në fakt, nuk është ashtu siç ata pretendojnë, por Allahu i ka përjashtuar ata prej mëshirës së Vet, për shkak të mosbesimit të tyre. Ata besojnë veç pak prej asaj që ka zbritur Allahu.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Lloji më i rëndë i mohimit është të besosh një pjesë të asaj që ka zbritur Allahu dhe të mohosh një pjese tjetër; sepse ai që e vepron këtë, konsideron për zot vetëm qejfin e vet.
- Fodullëku i hebrenjve vinte për shkak të mllefit, ndjekjes së qejfeve si dhe talljes me shpalljen e Allahut të Lartësuar.
- Mirësia dhe mëshira e Allahut të Lartësuar ndaj njerëzve, duke sjellë pas çdo të dërguari, të dërguar të tjerë, si dhe duke zbritur libra, për t'i udhëzuar ata tek e arsyeshmja.
- Ata që e refuzojnë të Vërtetën dhe që tregohen kokëfortë ndaj urdhrave të Allahut, ndëshkohen me mbylljen e zemrave dhe përjashtimin nga mëshira e Tij. Kështu, ata nuk mund të udhëzohen tek e Vërteta e as nuk mund të punojnë sipas saj.



(89) Para ardhjes së Kur'anit prej Allahut, që ishte në përputhje me atë që shkruhej në Teurat dhe Ungjill, në parimet e përgjithshme, ata thoshin: "Do të fitojmë kundër idhujtarëve dhe do të triumfojmë atëherë kur të dërgohet Profeti, që ne do ta besojmë e do ta ndjekim." Por kur atyre u erdhi Kur'ani dhe Muhamedi (a.s), me cilësitë që ata i prisnin dhe me të Vërtetën që ata e njihnin, ata mohuan! Mallkimi i Allahut qoftë mbi mohuesit e Allahut dhe të Dërguarit të Tij!

(90) Sa e shëmtuar ishte ajo për të cilën ata e shitën fatin e vetes së tyre! Në vend që të besonin Allahun dhe profetët e Tij, ata zgjodhën të mohonin gjithçka që zbriti Allahu të dërguarit e Tij, nga padrejtësia dhe smira që kishin, vetëm pse Allahu zgjodhi t'ia zbriste Shpalljen dhe Kur'anin Muhamedit ﷺ, si dhe për shkak të shtrembërimeve që kishin bërë në Teurat më herët. Për ata që e mohojnë Shpalljen e zbritur mbi Muhamedin ﷺ , do të kenë dënim të dhembshëm e poshtërues Ditën e Ringjalljes.

(91) Kur hebrenjve të tillë u thuhej: "Besojini të Vërtetës dhe udhëzimit që Allahu ia shpalli të Dërguarin e Vet!" Ata përgjigjeshin: "Ne i besojmë vetëm asaj që u është zbritur profetëve tanë dhe mohojnë çdo shpallje tjetër që i është zbritur Muhamedit ﷺ", edhe pse ky Kur'an është një e vërtetë plotësisht në përputhje me atë që u ka zbritur Allahu. Sikur të kishin besuar me sinqeritet atë që u është shpallur atyre, do e kishin besuar edhe Kur'anin.
Thuaju, o i Dërguar, si përgjigje ndaj tyre: "Atëherë, përse i vrisnit profetët e dërguar prej Allahut, nëse jeni besimtarë të sinqertë të së Vërtetës që ju ka ardhur?!

(92) Musai ju solli shenja (mrekulli) të qarta, që e tregonin Vërtetësinë e tij. Megjithatë, ju e bëtë viçin zot, duke e adhuruar sapo Musai u shkëput prej jush, për të shkuar në vendin e caktuar prej Zotit të vet. Ju u kthyet në të padrejtë, për shkak të idhujtarisë tuaj ndaj Allahut, sepse vetëm Ai është që e meriton adhurimin, i vetmi e askush përveç Tij.

(93) Kujtoni kur Ne morëm prej jush besën që ju ta ndiqnit Musain dhe të pranonit gjithçka që do vinte nëpërmjet tij prej Allahut. Për këtë, Ne ngritëm mbi ju malin, për t'ju frikësuar, dhe ju thamë: "Merreni atë që ju shpallëm në Teurat me seriozitet dhe angazhim dhe dëgjoni me vëmendje, me kuptimin e pranimit dhe përkushtimit, përndryshe e lëshuam malin mbi ju." Ndërsa ju thatë: "Dëgjuam me veshë e kundërshtojmë me vepra!" Kështu, në zemrat e tyre zuri vend adhurimi që i bënë viçit, si rezultat i kufrit të tyre. Thuaju, o i Dërguar: "Sa shëmtuar po ju urdhëroka besimi juaj, duke mohuar Allahun, nëse qenkeni besimtarë! Sepse , me imanin e vërtetë nuk mund të bashkohet kurrsesi kufri."

## Nga këto ajete mësojmë:

- Hebrenjtë janë njerëzit më smirëkëqij, aq sa kjo smirë i shtyu ata të bënin kufër ndaj Allahut, si dhe të ishin refuzues të asaj që Ai e shpalli, vetëm pse i Dërguari i Allahut ﷺ nuk ishte prej sojit të tyre.
- Besimi i vërtetë ndaj Allahut të Lartësuar e shtyn njeriun që të besojë në të gjitha ato që ka shpallur Allahu në librat e Tij, si dhe në të gjithë të dërguarit që Ai ka sjellë.
- Një nga padrejtësitë më të madhe është refuzimi i së Vërtetës dhe udhëzimit, pas njohjes dhe sqarimit të argumenteve lidhur me to.
- Një zakon i çifutëve është shkelja e premtimeve dhe e marrëveshjeve. Kjo është feja e tyre deri në ditët e sotme.




94 Thuaju, o i Dërguar: Nëse Xheneti qenka posaçërisht vetëm për ju në Botën Tjetër, e nuk mund të hyka askush tjetër përveç jush, atëherë lakmojeni, kërkojeni dhe vdekjen, që të shkoni tek ai vendbanim sa më shpejt dhe të bini rehat nga vështirësitë dhe angazhimet e kësaj bote, nëse jeni të sinqertë në pretendimin tuaj!

95 Mirëpo, ata nuk do ta dëshironin kurrë vdekjen për shkak të asaj që patën bërë në jetën e tyre në këtë botë, duke mohuar Allahun dhe të dërguarit e Tij, si dhe duke i falsifikuar librat e Tij. Allahu di gjithçka për keqbërësit nga mesi i tyre dhe jashtë tyre dhe secilit do t'i japë atë që e meriton -sipas veprave të tij.

96 Ti, o i Dërguar, ke për të parë se hebrenjtë janë njerëzit më lakmitar të kësaj bote, sado të jetë e pavlerë dhe e përçmuar kjo botë. Madje, ata do të jenë të dhënë pas saj edhe më shumë se idhujtarët, të cilët nuk e besojnë se do të ringjallen dhe se do të japin llogari (përpara Allahut), edhe pse ata vetë janë pasues të Librit dhe besojnë në Ringjalljen dhe Ditën e Gjykimit- aq sa ndonjë prej tyre do të dëshironte që të kishte një mijë vjet jetë. Por jetëgjatësia nuk e largon atë prej dënimit të Allahut, sado që të jetë. Allahu është Mbikëqyrësi dhe Shikuesi i veprave të tyre. Atij nuk mund t'i fshihet asgjë dhe Ai do t'u japë atë që ata meritojnë.

97 Thuaji atij hebreut që tha se "Xhibrili është meleku ynë armik": Kush është në armiqësi me Xhebrailin, me atë që pruri Kur'anin në zemrën tënde- me lejen e Allahut e që është vërtetues i librave të Allahut që kanë zbritur më herët- si Teurati dhe Ungjilli, si dhe udhëzues për tek e mira, duke i përgëzuar besimtarët me premtimet e Allahut për begatitë e Xhenetit, pra kush që është në armiqësi me atë, që zotëron këto cilësi dhe ka këtë detyrë, është keqbërës.

98 Kushdo që është armik i Allahut, i melekëve dhe i të dërguarve prej Tij dhe është armik me dy melekët më të afërt- Xhebrailit dhe Mikailit, le ta dijë se Allahu është armik i jobesimtarëve- nga mesi juaj e jashtë jush. Kujt i shpall Allahu armiqësi, ka gjetur të keqen e vërtetë.

99 Në fakt, Ne zbritëm shenja të dukshme tek ti për të vërtetën, me të cilën u dërgove, o i Dërguari i Allahut, siç është Shpallja dhe këto (shenja) nuk mund t'i mohojë askush, për shkak të qartësisë së tyre, përveçse ata që janë jashtë fesë së Allahut.

100 Prej të keqes së hebrenjve është edhe se ata, sa herë që e jepnin besën – siç është besimi në atë që e ka përshkruar Teurati për ardhjen e Muhamedit ﷺ - një grup prej tyre e shkelte atë. Madje, shumica e hebrenjve nuk e besojnë atë që ka zbritur Allahu i Lartësuar. Por imani i vërtetë të bën që t'i përmbahesh besës së dhënë.

101 Kur atyre u erdhi Muhamedi ﷺ, i Dërguar prej Allahut, që ishte në përputhje me cilësitë që ishte përshkruar në Teurat, një grup prej tyre e refuzuan atë (shpallje në Teurat) që tregonte për të dhe e hodhën pas shpine, duke mos shfaqur asnjë interes për të, duke përngjarë kështu me injorantin, i cili nuk përfiton asgjë nga e Vërteta dhe udhëzimi që gjenden në Teurat.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Besimtari i vërtetë shpreson në begatitë e përjetshme tek Allahu; prandaj edhe gëzohet kur mendon takimin me Allahun e s'ka frikë prej vdekjes.
- Hebrenjtë i përkushtohen jetës së kësaj bote, edhe nëse ajo është poshtëruese, përçmuese dhe aspak fisnike.
- Kushdo që u shpall armiqësi eulijave (miqve të dashur) të Allahut, është armiqësuar me Allahun e Lartësuar.
- Hebrenjtë e refuzuan ardhjen e Muhamedit ﷺ kur panë se ai vërtetonte mësimet e Teuratit që kishin në duart e tyre.
- Ai që nuk përfiton nga dija që zotëron, mund të quhet injorant, sepse ai përngjason me injorantin.

وَٱتَّبَعُواْ مَا تَتۡلُواْ ٱلشَّيَٰطِينُ عَلَىٰ مُلۡكِ سُلَيۡمَٰنَۖ وَمَا كَفَرَ
سُلَيۡمَٰنُ وَلَٰكِنَّ ٱلشَّيَٰطِينَ كَفَرُواْ يُعَلِّمُونَ ٱلنَّاسَ
ٱلسِّحۡرَ وَمَآ أُنزِلَ عَلَى ٱلۡمَلَكَيۡنِ بِبَابِلَ هَٰرُوتَ وَمَٰرُوتَۚ
وَمَا يُعَلِّمَانِ مِنۡ أَحَدٍ حَتَّىٰ يَقُولَآ إِنَّمَا نَحۡنُ فِتۡنَةٞ فَلَا
تَكۡفُرۡۖ فَيَتَعَلَّمُونَ مِنۡهُمَا مَا يُفَرِّقُونَ بِهِۦ بَيۡنَ ٱلۡمَرۡءِ
وَزَوۡجِهِۦۚ وَمَا هُم بِضَآرِّينَ بِهِۦ مِنۡ أَحَدٍ إِلَّا بِإِذۡنِ ٱللَّهِۚ
وَيَتَعَلَّمُونَ مَا يَضُرُّهُمۡ وَلَا يَنفَعُهُمۡۚ وَلَقَدۡ عَلِمُواْ لَمَنِ
ٱشۡتَرَىٰهُ مَا لَهُۥ فِي ٱلۡأٓخِرَةِ مِنۡ خَلَٰقٖۚ وَلَبِئۡسَ مَا شَرَوۡاْ بِهِۦٓ
أَنفُسَهُمۡۚ لَوۡ كَانُواْ يَعۡلَمُونَ ١٠٢ وَلَوۡ أَنَّهُمۡ ءَامَنُواْ وَٱتَّقَوۡاْ
لَمَثُوبَةٞ مِّنۡ عِندِ ٱللَّهِ خَيۡرٞۚ لَّوۡ كَانُواْ يَعۡلَمُونَ ١٠٣
يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَقُولُواْ رَٰعِنَا وَقُولُواْ ٱنظُرۡنَا
وَٱسۡمَعُواْۗ وَلِلۡكَٰفِرِينَ عَذَابٌ أَلِيمٞ ١٠٤ مَّا يَوَدُّ
ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ مِنۡ أَهۡلِ ٱلۡكِتَٰبِ وَلَا ٱلۡمُشۡرِكِينَ
أَن يُنَزَّلَ عَلَيۡكُم مِّنۡ خَيۡرٖ مِّن رَّبِّكُمۡۗ وَٱللَّهُ يَخۡتَصُّ
بِرَحۡمَتِهِۦ مَن يَشَآءُۚ وَٱللَّهُ ذُو ٱلۡفَضۡلِ ٱلۡعَظِيمِ ١٠٥



102 Kur ata hoqën dorë nga feja e Allahut, filluan të ndiqnin gënjeshtrën që kishin thënë shejtanët në lidhje me pushtetin e Profetit të Allahut, Sulejmanit, duke përhapur bindjen se ai e kishte mbajtur pushtetin e vet nëpërmjet magjisë. Por e vërteta është se Sulejmani nuk ka bërë aspak kufër me ushtrimin e magjisë – siç pretendonin hebrenjtë –, por ishin shejtanët ata që bënë kufër, duke u mësuar njerëzve magjinë. Ata ua mësonin magjinë që patën zbritur dy melekët: Haruti dhe Maruti në qytetin e Babilonisë, në Irakun e sotëm, si një sprovë për njerëzit. Edhe këta dy melekët nuk ia mësonin askujt magjinë para sesa ta paralajmëronin dhe ta sqaronin atë duke thënë: "Ne jemi veçse testim për njerëzit, prandaj mos bëni kufër duke mësuar magjinë!". Kush nuk e pranonte këshillën e tyre, mësonte magjinë. Prej tyre kishte edhe nga ata që mësonin se si të ndanin burrin prej gruas së vet, duke mbjellë urrejtjen mes tyre. Por magjia nuk mund t'i sillte dëm askujt prej tyre, veçse nëse e lejonte Allahu me vullnetin e Vet. Kështu, ata mësonin atë që u sillte dëm e nuk u sillte dobi. Hebrenjtë e dinin se kushdo që zgjedh magjinë në vend të Librit të Allahut, nuk do të ketë pjesë dhe as të mirë në Botën Tjetër. Sa e keqe është ajo, për të cilën ata i shitën shpirtrat e tyre, duke hequr dorë nga Shpallja e Allahut dhe nga feja e Tij për magjinë! Sikur ata ta dinin se çfarë është më e dobishme për ta, nuk do ta kryenin këtë vepër të urryer dhe të humbjes së qartë.

103 Sikur hebrenjtë ta kishin besuar Allahun me besim të çiltër dhe t'i frikësoheshin Atij, duke kryer detyrimet ndaj Tij dhe duke hequr dorë prej gjynaheve, do të kishin shpërblimin e Allahut, i cili është më i mirë se ajo që ata kishin. Sikur ta dinin, se ç'është më e dobishme për ta!

104 Allahu i Lartësuar i drejton besimtarët te zgjedhja e shprehjeve më të mira, duke u thënë: "O ju që keni besuar! Mos e thoni fjalën "Raina" që do të thotë: "Vështrona në veprat tona!", sepse hebrenjtë e shtrembërojnë atë dhe ia thonë të Dërguarit të Allahut ﷺ, me kuptimin "mendjelehtësi!". Kështu, Allahu ua ndaloi thënien e kësaj fjale, me qëllim mbylljen e kësaj dere dhe i urdhëroi robtë e Vet që të thoshin në vend të saj: "Undhurna", që do të thotë: "Na prit, në mënyrë që të kuptojmë prej teje atë që po thua"- shprehje e cila ka një kuptim që nuk interpretohej për keq. Për jobesimtarët do ketë një dënim të dhembshëm.

105 Jobesimtarët, kushdo qofshin ata - ithtarët e Librit të mëparshëm apo idhujtarët – nuk do të dëshironin kurrë që juve t'ju zbriste çfarëdolloj e mire prej Zotit- qoftë ajo e mirë, pak apo shumë, por Allahu, me Mëshirën e Vet veçon kë të dojë prej robve të Vet, duke i dhënë profetësinë, shpalljen dhe besimin. Allahu është Zotëruesi i të gjitha mirësive dhe askush nuk mund të arrijë ndonjë të mirë ndryshe, përveçse prej Tij. Mirësi e Tij është edhe dërgimi i profetit Muhamed ﷺ dhe zbritja e Kur'anit .

## Nga këto ajete mësojmë:

- Hebrenjtë janë sjellë keq me profetët e Allahut, duke i veshur Sulejmanit magjinë. Por Allahu e pastroi Sulejmanin nga kjo shpifje dhe i mohoi bindjet e tyre.
- Magjia ka ndikim në mendjen dhe në trupin e njeriut. Magjistari është jobesimtar dhe Ligji i Sheriatit e dënon me vdekje.
- Në pushtetin e Allahut të Lartësuar nuk mund të ndodhë asgjë -e mirë apo e keqe, pa e ditur Allahu dhe pa dhënë leje për të ndodhur.
- Mbyllja e shtigjeve është prej qëllimeve të fesë. Kështu që duhet t'i largohemi çdo fjale a vepre, që të çon te dëmi dhe shkatërrimi është për t'iu larguar.
- Mirësia është në dorë të Allahut të Lartësuar dhe Ai ia jep atë kujt të dojë, me mëshirën dhe urtësinë e Vet.



(106) Allahu i Lartësuar e bën të qartë se kur e abrogon gjykimin e ndonjë ajeti të Kur'anit a vetëm leximin e tij dhe njerëzit e harrojnë, sjell atë që është më e dobishme për ta, qoftë për të tashmen apo të ardhmen, ose sjell diçka të ngjashme me të. Dhe kjo ndodh sipas Dijes dhe Urtësisë së Allahut. Ti, o i Dërguar, e di se Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka, bën çfarë të dëshirojë dhe gjykon si të dojë.
(107) Ti, o i Dërguar, e di se Allahu është Zotëruesi i qiejve dhe i Tokës, gjykon si të dojë, i urdhëron robtë e Vet me çfarë të dojë dhe i ndalon ata nga çfarë të dojë, si dhe vendos në ligjet fetare çfarë të dëshirojë e heq prej tyre çfarë të dëshirojë. Ju nuk keni asnjë kujdestar tjetër për çështjet tuaja, as ndihmëtar që mund t'jua largojë të keqen. Vetëm Allahu është Kujdestari i të gjitha këtyre dhe i Plotfuqishëm për këto.
(108) Nuk u përket juve, o ju besimtarë, që ta pyesni të Dërguarin tuaj për çështje të diskutueshme, siç e pyeste populli i Musait të Dërguarin e tyre, derisa thanë: "Na e trego Allahun haptazi, ta shohim." (Nisa: 153). Kush zgjedh mosbesimin në vend të besimit, ka humbur rrugën e mesme, që është Rruga e Drejtë.
(109) Shumë hebrenj dhe të krishterë dëshirojnë që t'ju kthejnë sërish në mohues, siç ishit kur adhuronit idhujt, vetëm për shkak të mllefit që ata kanë në zemrat e tyre. Këtë e dëshiruan kur iu bë e qartë se ajo, me të cilën ka ardhur i Dërguari është e Vërteta prej Allahut. Prandaj lërini ata në veprimet e tyre dhe shpërfilleni injorancën dhe të keqen që ata kanë në brendësi, derisa të vijë vendimi i Allahut për ta. Urdhri i Allahut erdhi: Jobesimtarët duhet të vihen përpara zgjedhjes: ose pranimin e Islamit, ose të paguajnë xhizjen (tarifën për të jetuar në mbrojtjen e myslimanëve), ose të përballen me luftën. Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka dhe ata nuk mund ta bëjnë Atë të paaftë.
Pasi Allahu i Lartësuar i urdhëroi besimtarët që të bëjnë durim nga shqetësimet e tyre, i urdhëroi që të tregoheshin të qëndrueshëm në fe dhe të forconin imanin Allahu thotë:
(110) Kryejeni namazin në mënyrën e tij të plotë, me kushtet, detyrimet dhe të pëlqyeshmet e tij dhe jepuani zekatin e pasurisë tuaj atyre që e meritojnë atë! Çfarëdo vepre të mirë që të bëni në jetën tuaj, bëjeni para se t'ju vijë vdekja, si rezervë për shpirtin tuaj, kështu ju do ta gjeni shpërblimin për to te Zoti juaj, Ditën e Gjykimit. Ai do t'ju shpërblejë për to, sepse Allahu vështron gjithçka që bëni ju. Allahu do t'i japë hakun çdokujt për atë që bën.
(111) Secila palë -hebrenjve dhe të krishterët- thotë se Xheneti është vetëm për ta. Hebrenjtë thonë se në Xhenet nuk do hyjë askush tjetër, përveç atij që është hebre. Edhe të krishterët thonë se nuk do të hyjë askush tjetër, përveç atij që është i krishterë. Por këto janë dëshira të kota dhe të dëmshme. Thuaju, o i Dërguar, si kundërpërgjigje ndaj tyre: Atëherë, na e sillni argumentin bindës të asaj që pretendoni, nëse jeni të sinqertë dhe drejtë.
(112) Në Xhenet do të hyjë ai që i beson Allahut sinqerisht, duke iu drejtuar vetëm Atij e që, me sinqeritetin e vet, është bamirës e i devotshëm në adhurimin e Tij, duke e ndjekur gjithçka që ka sjellë i Dërguari Muhamed ﷺ. Ky do të hyjë në Xhenet –nga cilado palë qoftë. Shpërblimi i tij do të jetë te Zoti. Ai nuk do të ketë frikë për atë që e pret në Botën Tjetër dhe nuk do të jetë i brengosur për atë që i ka humbur në këtë botë. Pas ardhjes së Profetit Muhamed ﷺ, këto cilësi nuk mund të përmbushen vetëm se nga myslimanët.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Të gjitha çështjet i përkasin vetëm Allahut. Ai mund të zëvendësojë prej vendimeve dhe rregullave të fesë së Vet çfarë të dëshirojë dhe lë të pandryshuar çfarë të dëshirojë. Të gjitha këto i bën sipas Dijes dhe Urtësisë së Vet.
- Shumë prej pasuesve të Librit e kanë smirë ymetin Islam, sidomos sepse Allahu e veçoi atë me iman dhe me pasimin e të Dërguarit, aq sa dëshirojnë që ai të ishte kthyer edhe një herë në mosbesim, ashtu siç pati qenë.



سُورَةُ البَقَرَةِ ١٨ الجُزْءُ الأَوَّلُ

وَقَالَتِ ٱلْيَهُودُ لَيْسَتِ ٱلنَّصَٰرَىٰ عَلَىٰ شَيْءٍ وَقَالَتِ ٱلنَّصَٰرَىٰ
لَيْسَتِ ٱلْيَهُودُ عَلَىٰ شَيْءٍ وَهُمْ يَتْلُونَ ٱلْكِتَٰبَ كَذَٰلِكَ
قَالَ ٱلَّذِينَ لَا يَعْلَمُونَ مِثْلَ قَوْلِهِمْ فَٱللَّهُ يَحْكُمُ بَيْنَهُمْ
يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ فِيمَا كَانُوا۟ فِيهِ يَخْتَلِفُونَ ١١٣ وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّن
مَّنَعَ مَسَٰجِدَ ٱللَّهِ أَن يُذْكَرَ فِيهَا ٱسْمُهُۥ وَسَعَىٰ فِى خَرَابِهَآ
أُو۟لَٰٓئِكَ مَا كَانَ لَهُمْ أَن يَدْخُلُوهَآ إِلَّا خَآئِفِينَ لَهُمْ فِى
ٱلدُّنْيَا خِزْىٌ وَلَهُمْ فِى ٱلْءَاخِرَةِ عَذَابٌ عَظِيمٌ ١١٤ وَلِلَّهِ ٱلْمَشْرِقُ
وَٱلْمَغْرِبُ فَأَيْنَمَا تُوَلُّوا۟ فَثَمَّ وَجْهُ ٱللَّهِ إِنَّ ٱللَّهَ وَٰسِعٌ عَلِيمٌ ١١٥
وَقَالُوا۟ ٱتَّخَذَ ٱللَّهُ وَلَدًا سُبْحَٰنَهُۥ بَل لَّهُۥ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلْأَرْضِ كُلٌّ لَّهُۥ قَٰنِتُونَ ١١٦ بَدِيعُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ
وَإِذَا قَضَىٰٓ أَمْرًا فَإِنَّمَا يَقُولُ لَهُۥ كُن فَيَكُونُ ١١٧ وَقَالَ
ٱلَّذِينَ لَا يَعْلَمُونَ لَوْلَا يُكَلِّمُنَا ٱللَّهُ أَوْ تَأْتِينَآ ءَايَةٌ
كَذَٰلِكَ قَالَ ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِم مِّثْلَ قَوْلِهِمْ تَشَٰبَهَتْ
قُلُوبُهُمْ قَدْ بَيَّنَّا ٱلْءَايَٰتِ لِقَوْمٍ يُوقِنُونَ ١١٨ إِنَّآ أَرْسَلْنَٰكَ
بِٱلْحَقِّ بَشِيرًا وَنَذِيرًا وَلَا تُسْـَٔلُ عَنْ أَصْحَٰبِ ٱلْجَحِيمِ ١١٩

EL-BEKARE 18 JUZ 1

113 Hebrenjtë thonë se të krishterët nuk janë në fenë e vërtetë. Edhe të krishterët thonë se hebrenjtë nuk janë në fenë e vërtetë. Dhe çdo njëra palë lexon në Librin e vet vërtetësinë e asaj që mohojnë, përfshirë edhe urdhrin që të besojnë në të gjithë profetët, pa përjashtuar asnjërin prej tyre. Me këtë veprim ata i përngjasojnë idhujtarëve të paditur, të cilët i mohuan të gjithë të dërguarit dhe çdo Libër të shpallur. Allahu do t'i gjykojë me drejtësi të gjithë Ditën e Gjykimit. Allahu i Madhëruar i ka paralajmëruar robtë e Vet se nuk do të ketë shpëtim veçse duke besuar të gjithë Librat që Ai ka zbritur.

114 Askush nuk mund të jetë më i padrejtë sesa ai që pengon të përmendet emri i Allahut në xhamitë e Tij, duke ndaluar faljen e namazit, dhikrin dhe këndimin e Kur'anit. Aq më keq, nëse ai angazhohet për shkatërrimin e tyre, apo ndalon kryerjen e adhurimeve brenda tyre. Ata, që angazhohen me shkatërrimin e tyre, duhet të kenë frikë, për shkak të mosbesimit dhe pengimit të njerëzve prej xhamive të Allahut. Në jetën e kësaj bote, ata do të jenë të poshtëruar e të nënçmuar përpara besimtarëve, ndërsa në Botën Tjetër do të jenë në dënim të madh.

115 Allahut i përket pushteti i Lindjes e i Perëndimit dhe i gjithçkaje që është ndërmjet tyre. Ai i urdhëron robtë e Vet me çfarë të dëshirojë. Prandaj ngado që të ktheheni, ju do të jeni në drejtim të Allahut të Lartësuar. Kështu që, nëse Ai ju urdhëron që të drejtoheni nga Xhamia e Kudsit apo e Qabes, apo nëse gaboni në gjetjen e drejtimit (drejt Qabes), apo e keni të vështirë të drejtoheni drejt saj, dijeni se Allahu është Gjithëpërfshirës. Ai i përfshin të gjitha krijesat e Veta me Mëshirën dhe Lehtësimin e Vet dhe Ai di qëllimet dhe veprat tuaja.

116 Hebrenjtë, të krishterët dhe idhujtarët thanë se "Allahu ka fëmijë!" I shenjtëruar e i pastër qoftë Ai prej kësaj! Ai nuk ka nevojë për krijesat e Veta. Fëmijë do ai që ka nevojë për ta. Po Atij – qoftë i Lartësuar! - i përket pushteti mbi gjithçka që është në qiej e në Tokë. Të gjitha krijesat janë rob të Tij – qoftë i lartësuar! – dhe të përulura para Tij. Dhe Ai sillet me ta si të dojë.

117 Allahu i Lartësuar është Ai që i krijoi qiejt e Tokën dhe gjithçka që ndodhet ndërmjet tyre. Po të dëshirojë të vendosë për ndonjë çështje, mjafton që Ai t'i thotë "Bëhu" dhe ajo bëhet sipas vullnetit të Allahut. Atij nuk i kthehet as urdhri e as vendimi.

118 Njerëzit e paditur, qofshin ata ithtarë të a idhujtarë, nga kokëfortësia ndaj së Vërtetës thonë: "Përse nuk na flet Allahu vetë, pa ndërmjetës, apo të na japë shenja të prekshme që kanë lidhje me ne?!" Të njëjtën gjë u thonin edhe popujt e mëparshëm femohues të dërguarve Tanë, ndonëse kohët dhe vendet e tyre kanë qenë të ndryshme. Zemrat e mohuesve të sotëm u ngjajnë zemrave të popujve të mëparshëm, sa i takon mosbesimit, kryeneçësisë dhe arrogancës. Megjithatë, Ne i kemi bërë të qarta ajetet (faktet) për një popull që e pranon pamëdyshje të Vërtetën, kur ajo u vjen. Ata nuk i turbullon dyshimi dhe nuk i pengon arroganca.

119 Ne të sollëm ty, o i Dërguar, me një fe të vërtetë, e cila nuk ka asnjë mëdyshje, që t'i përgëzosh besimtarët me Xhenetin dhe t'i paralajmërosh jobesimtarët për Zjarrin. Ty të takon vetëm që të deklarohesh hapur, sepse Allahu nuk ka për të të pyetur ty në lidhje me ata, që nuk të besojnë e që janë banorë të Xhehenemit.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Jobesimtarët janë një popull i vetëm, edhe nëse ndryshojnë nga raca, në kohë dhe hapësirë. Ata i bashkon mohimi i Allahut, pa asnjë dije.
- Njeriu me të këqijat më të mëdha dhe me gjynahet më të mëdha është ai që bëhet pengesëtar në Rrugën e Allahut dhe i atyre që duan të bëjnë mirë.
- Allahu e pastroi Veten nga shpifja se Ai ka bashkëshorte a fëmijë, sepse Ai – qoftë i Lartësuar! – është i Vetëmjaftueshëm e nuk ka nevojë për asnjë.




وَلَن تَرْضَىٰ عَنكَ ٱلْيَهُودُ وَلَا ٱلنَّصَٰرَىٰ حَتَّىٰ تَتَّبِعَ مِلَّتَهُمْ ۗ قُلْ
إِنَّ هُدَى ٱللَّهِ هُوَ ٱلْهُدَىٰ ۗ وَلَئِنِ ٱتَّبَعْتَ أَهْوَآءَهُم بَعْدَ ٱلَّذِى
جَآءَكَ مِنَ ٱلْعِلْمِ ۙ مَا لَكَ مِنَ ٱللَّهِ مِن وَلِىٍّ وَلَا نَصِيرٍ ١٢٠ ٱلَّذِينَ
ءَاتَيْنَٰهُمُ ٱلْكِتَٰبَ يَتْلُونَهُۥ حَقَّ تِلَاوَتِهِۦٓ أُو۟لَٰٓئِكَ يُؤْمِنُونَ بِهِۦ ۗ وَمَن
يَكْفُرْ بِهِۦ فَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْخَٰسِرُونَ ١٢١ يَٰبَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ ٱذْكُرُوا۟ نِعْمَتِىَ
ٱلَّتِىٓ أَنْعَمْتُ عَلَيْكُمْ وَأَنِّى فَضَّلْتُكُمْ عَلَى ٱلْعَٰلَمِينَ ١٢٢ وَٱتَّقُوا۟ يَوْمًا
لَّا تَجْزِى نَفْسٌ عَن نَّفْسٍ شَيْـًٔا وَلَا يُقْبَلُ مِنْهَا عَدْلٌ وَلَا تَنفَعُهَا
شَفَٰعَةٌ وَلَا هُمْ يُنصَرُونَ ١٢٣ ۞ وَإِذِ ٱبْتَلَىٰٓ إِبْرَٰهِـۧمَ رَبُّهُۥ بِكَلِمَٰتٍ
فَأَتَمَّهُنَّ ۖ قَالَ إِنِّى جَاعِلُكَ لِلنَّاسِ إِمَامًا ۖ قَالَ وَمِن ذُرِّيَّتِى ۖ قَالَ
لَا يَنَالُ عَهْدِى ٱلظَّٰلِمِينَ ١٢٤ وَإِذْ جَعَلْنَا ٱلْبَيْتَ مَثَابَةً لِّلنَّاسِ
وَأَمْنًا وَٱتَّخِذُوا۟ مِن مَّقَامِ إِبْرَٰهِـۧمَ مُصَلًّى ۖ وَعَهِدْنَآ إِلَىٰٓ إِبْرَٰهِـۧمَ
وَإِسْمَٰعِيلَ أَن طَهِّرَا بَيْتِىَ لِلطَّآئِفِينَ وَٱلْعَٰكِفِينَ وَٱلرُّكَّعِ ٱلسُّجُودِ
١٢٥ وَإِذْ قَالَ إِبْرَٰهِـۧمُ رَبِّ ٱجْعَلْ هَٰذَا بَلَدًا ءَامِنًا وَٱرْزُقْ أَهْلَهُۥ
مِنَ ٱلثَّمَرَٰتِ مَنْ ءَامَنَ مِنْهُم بِٱللَّهِ وَٱلْيَوْمِ ٱلْءَاخِرِ ۖ قَالَ وَمَن كَفَرَ
فَأُمَتِّعُهُۥ قَلِيلًا ثُمَّ أَضْطَرُّهُۥٓ إِلَىٰ عَذَابِ ٱلنَّارِ ۖ وَبِئْسَ ٱلْمَصِيرُ ١٢٦



(120) Allahu i drejtohet të Dërguarit të Vet, për ta orientuar dhe paralajmëruar, duke i thënë: “Nuk do të jenë të kënaqur prej teje as hebrenjtë dhe as të krishterët, derisa të lësh Islamin dhe të ndjekësh rrugën e tyre. Thuaju se Libri i Allahut dhe mesazhi i tij i qartë janë udhëzimi i vërtetë dhe jo e besimet e kota që kanë ata. Nëse pas së Vërtetës së qartë që të ka ardhur, o Muhamed, ndodh që ti apo ndonjëri prej ndjekësve të tu të dëgjoni fjalët e tyre, atëherë nuk ke për të pasur asnjë mbështetje apo ndihmë prej Allahut.” Kjo tregon qartë rrezikun e lënies së të Vërtetës dhe të shoqërimit me njerëzit e devijuar.

(121) Kur’ani flet për disa ndjekës të Librit të mëparshëm, të cilët i njohin shumë mirë librat e shpallur që kanë në duar dhe që i zbatojnë, ashtu siç duhet. Ata gjejnë në këto Libra Argumente, që tregojnë vërtetësinë e Profetit Muhamed ﷺ. Prandaj edhe nxitojnë që t’u besojnë. Është edhe një grup tjetër, që vazhdon me mohimin e këtyre Argumenteve. Prandaj edhe humbën.

(122) O bijtë e Izraelit! Kujtoni mirësitë e Mia shpirtërore dhe Tokësore, me të cilat ju begatova ju. Kujtoni edhe se si Unë ju privilegjova mbi njerëzit e kohës suaj, me shpallje dhe mbretëri!

(123) Vendosni mes vetes suaj dhe dënimit të Ditës së Gjykimit një pritë mbrojtëse nëpërmjet zbatimit të urdhëresave të Allahut dhe largimit prej ndalesave të Tij, sepse atë Ditë nuk do t’i sjellë dobi askush askujt në asgjë dhe nuk do t’i pranohet askujt asnjë lloj kompensimi, sado i madh qoftë (ai kompensim). Askujt nuk do t’i sjellë dobi ndërmjetësimi i akujt, sado i rëndësishëm të jetë ai në pozitë. Nuk do të kenë përkrahës tjetër, përveç Allahut.

(124) Kujto, kur Allahu e vuri në provë Ibrahimin me urdhrin që i dha për rregullat dhe përgjegjësitë! Ai i kreu ato plotësisht. Allahu i tha Ibrahimit: “Unë po të bëj prijës shembullor, në mënyrë që të jesh model udhëzimi me veprat e tua dhe me moralin tënd.” Ibrahimi tha: “Bëj, o Zoti im, edhe prej pasardhësve të mi të tillë, që njerëzit t’i marrin si shembull udhëzimi!” Allahu iu përgjigj atij: “Premtimi im për të bërë prijës shembullor në fe, nuk mund t’i përfshijë të padrejtët prej pasardhësve të tu.”

(125) Kujto, kur Allahu e bëri Shtëpinë e Shenjtë (Qaben) vendkthimi për njerëzit, që zemrat e tyre të lidhen me të! Sa herë largohen prej saj, duan të kthehen përsëri tek ajo, duke e bërë atë vend të sigurt dhe ku nuk armiqësohen. Njerëzve u tha: “Merreni gurin e mbetur, mbi të cilin qëndronte Ibrahimi, kur ndërtonte Qaben! Ne porositëm Ibrahimin dhe birin e tij, Ismailin, që ta pastronin Shtëpinë e Shenjtë prej ndyrësive dhe idhujve, që mund t’i tekej ndokujt t’i adhuronte në të gjatë tauafit, gjatë itikafit apo gjatë faljes së namazit atje.

(126) Kujto, o i Dërguar, kur Ibrahimi, duke iu lutur Zotit të vet, tha: “Zoti im, bëje Mekën një vendbanim të sigurt, të tillë që askush të mos jetë i kërcënuar nga ndonjë e keqe dhe jepu banorëve të saj nga të gjitha llojet e frutave, veçanërisht besimtarëve, që të besojnë Ty dhe Ditën e Gjykimit!” Allahu iu përgjigj: “Madje edhe atyre që janë jobesimtarë, Unë do t’u jap mundësi t’i përjetojnë mirësitë në jetën e kësaj bote -për pak kohë, por në Botën Tjetër do t’i hedh të urryer në zjarrin e Xhehenemit. Sa vend i keq është ai, ku do të kthehen Ditën e Ringjalljes!”

## Nga këto ajete mësojmë:

- Myslimanët, sado mirë t’u bëjnë hebrenjve dhe të krishterëve, këta përsëri nuk do të jenë të kënaqur, derisa t’i nxjerrin tërësisht (muslimanët) prej fesë dhe të kthehen në pasues të tyre në humbje.
- Udhëheqja në fe arrihet veçse me bindje të thellë e të shëndoshë dhe duke përmbushur me durim e këmbëngulje urdhrat e Allahut të Lartësuar.
- Lutja e Ibrahimit për vendbanimin rreth Qabes qe mirësi. Allahu e bëri vend të sigurt për njerëzit, me begati të ndryshme dhe të preferuar për banorët rreth saj.

وَإِذۡ يَرۡفَعُ إِبۡرَٰهِـۧمُ ٱلۡقَوَاعِدَ مِنَ ٱلۡبَيۡتِ وَإِسۡمَٰعِيلُ رَبَّنَا تَقَبَّلۡ
مِنَّآۖ إِنَّكَ أَنتَ ٱلسَّمِيعُ ٱلۡعَلِيمُ ١٢٧ رَبَّنَا وَٱجۡعَلۡنَا مُسۡلِمَيۡنِ
لَكَ وَمِن ذُرِّيَّتِنَآ أُمَّةٗ مُّسۡلِمَةٗ لَّكَ وَأَرِنَا مَنَاسِكَنَا وَتُبۡ عَلَيۡنَآۖ
إِنَّكَ أَنتَ ٱلتَّوَّابُ ٱلرَّحِيمُ ١٢٨ رَبَّنَا وَٱبۡعَثۡ فِيهِمۡ رَسُولٗا مِّنۡهُمۡ
يَتۡلُواْ عَلَيۡهِمۡ ءَايَٰتِكَ وَيُعَلِّمُهُمُ ٱلۡكِتَٰبَ وَٱلۡحِكۡمَةَ
وَيُزَكِّيهِمۡۖ إِنَّكَ أَنتَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ١٢٩ وَمَن يَرۡغَبُ عَن مِّلَّةِ
إِبۡرَٰهِـۧمَ إِلَّا مَن سَفِهَ نَفۡسَهُۥۚ وَلَقَدِ ٱصۡطَفَيۡنَٰهُ فِي ٱلدُّنۡيَاۖ
وَإِنَّهُۥ فِي ٱلۡأٓخِرَةِ لَمِنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ١٣٠ إِذۡ قَالَ لَهُۥ رَبُّهُۥٓ أَسۡلِمۡۖ
قَالَ أَسۡلَمۡتُ لِرَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ١٣١ وَوَصَّىٰ بِهَآ إِبۡرَٰهِـۧمُ بَنِيهِ
وَيَعۡقُوبُ يَٰبَنِيَّ إِنَّ ٱللَّهَ ٱصۡطَفَىٰ لَكُمُ ٱلدِّينَ فَلَا تَمُوتُنَّ
إِلَّا وَأَنتُم مُّسۡلِمُونَ ١٣٢ أَمۡ كُنتُمۡ شُهَدَآءَ إِذۡ حَضَرَ يَعۡقُوبَ
ٱلۡمَوۡتُ إِذۡ قَالَ لِبَنِيهِ مَا تَعۡبُدُونَ مِنۢ بَعۡدِيۖ قَالُواْ نَعۡبُدُ
إِلَٰهَكَ وَإِلَٰهَ ءَابَآئِكَ إِبۡرَٰهِـۧمَ وَإِسۡمَٰعِيلَ وَإِسۡحَٰقَ إِلَٰهٗا
وَٰحِدٗا وَنَحۡنُ لَهُۥ مُسۡلِمُونَ ١٣٣ تِلۡكَ أُمَّةٞ قَدۡ خَلَتۡۖ لَهَا مَا كَسَبَتۡ
وَلَكُم مَّا كَسَبۡتُمۡۖ وَلَا تُسۡـَٔلُونَ عَمَّا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ١٣٤



127 Kujto, o i Dërguar, kur Ibrahimi dhe Ismaili po ndërtonin themelet e Qabesë dhe thoshin me thjeshtësi e përulje: “Zoti ynë, pranoji prej nesh veprat tona, - ndër to edhe ndërtimin e kësaj Shtëpie të Shenjtë! Ti je Ai që i dëgjon lutjet tona dhe i Gjithëditur për qëllimet dhe veprat tona.
128 Zoti ynë, na bëj ne të dyve myslimanë të nënshtruar ndaj urdhrit Tënd, duke qenë të përulur ndaj Teje e që të mos të të bëjmë Ty shirk! Bëj që edhe prej pasardhësve tanë të dalë një popull që të jetë i nënshtruar ndaj Teje! Na e mëso formën e adhurimit se si duhet e na i anashkalo gabimet dhe të metat tona gjatë adhurimit Tënd, sepse Ti je Pendimpranues dhe i Mëshirshëm me atë që pendohet!
129 O Zoti ynë, dërgo për ta dhe nga gjiri i tyre një të dërguar prej pasardhësve të Ismailit, që t’u lexojë atyre ajetet e zbritura prej Teje e t’u mësojë atyre Kur’anin dhe Synetin dhe t’i pastrojë ata prej idhujtarisë dhe veprimeve të ulta! Ti je i Fuqishmi, Ngadhënjyesi dhe i Urti në veprat dhe gjykimet e Tua.
130 Nuk largohet kush nga feja e Ibrahimit ﷺ në një fe tjetër, përveç atij që i bën dëm vetes me injorancën dhe me keqorientimin e vet. Kush e bën këtë, lë të Vërtetën për të kotën. Ne e zgjodhëm (Ibrahimin) që të ishte që në këtë botë i Dërguari dhe i Dashuri i Allahut, në këtë botë e edhe në Botën Tjetër sepse ai ishte vepërmirë, ka zbatuar atë që Allahu bëri detyrim dhe ka arritur kështu gradën më të lartë.
131 Allahu e zgjodhi atë për shkak se ai u bind menjëherë kur Zoti i tha: “Ma kushto vetëm Mua me sinqeritet adhurimin dhe m’u përul vetëm Mua me bindje!” Ai iu përgjigj Zotit të vet: “Unë i jam nënshtruar Allahut, Krijuesit të njerëzve, Furnizuesit të tyre e Drejtuesit të çështjeve të tyre”.
132 Ibrahimi u la porosi (para vdjekjes) bijve të tij fjalën: “Unë i jam nënshtruar vetëm Zotit të botëve” Të njëjtën porosi u la edhe Jakubi bijve të vet. Të dy, sepse i mblodhën, e u thanë bijve të tyre: “Allahu ka zgjedhur për ju vetëm fenë Islame (nënshtrimin ndaj Tij). Prandaj përkushtojuni asaj, derisa t’ju vijë vdekja! Ju duhet të jeni myslimanë (të nënshtruar) ndaj Allahut si në të jashtmen, ashtu edhe në brendësinë tuaj.
133 A ishit të pranishëm kur Jakubit iu afrua vdekja e ai u tha bijve të vet, njëherësh, edhe duke i pyetur: “Çfarë do të adhuroni pas vdekjes sime?!” Ata iu përgjigjën: “Do të adhurojmë Zotin tënd dhe Zotin e etërve të tu, të Ibrahimit, të Ismailit dhe të Is’hakut, pra, një Zot të vetëm, duke mos i shoqëruar Atij asgjë dhe askënd! Vetëm Atij do t’i dorëzohemi dhe do t’i përkushtohemi.
134 Ai popull kaloi bashkë me popujt para jush. Veprat e tyre kanë marrë fund. Tashmë atyre u përket ajo që kanë bërë, qoftë e mirë apo e keqe, sikurse edhe juve do t’u përkasë ajo që ju keni bërë. Ju nuk do të merreni në gjykim për atë që kanë bërë ata e as ta nuk do të merren në gjykim për atë që ju do të bëni. Askush prej jush nuk do të ndëshkohet për shkak të gjynaheve të tjetrit, por secili do të gjykohet vetëm për ato që ka bërë vetë. Prandaj mos u hutoni pas punëve të atyre që kanë kaluar para jush e shikoni veten tuaj, sepse askujt nuk do t’i sjellë dobi asgjë, përveç veprave të veta të dobishme - veç në e mëshiroftë Allahu!

## Nga këto ajete mësojmë:

- Besimtarit të devotshëm nuk i pëlqen vetja për veprat e dobishme që ka bërë; përkundrazi, ai gjithmonë është i frikësuar se ato mund edhe të mos i pranohen; prandaj ai i shton lutjet e veta që Allahu t’ia pranojë ato.
- Lutja e babait të profetëve, Ibrahimit ﷺ qe mirësi sepse Allahu iu përgjigj, duke bërë që vula e të gjithë profetëve dhe më i miri i të dërguarve të ishte prej banorëve të Mekës.
- Feja e Ibrahimit ﷺ është feja e pastër sepse është në përputhje me natyrshmërinë njerëzore. Askush nuk largohet prej saj e as nuk e refuzon atë, përveçse ai që është injorant dhe që bie ndesh me natyrshmërinë e pastër njerëzore.
- Është e ligjshme lënia e amanetit (si testament) për pasardhësit, që të ndjekin Rrugën e Drejtë, duke marrë besën prej tyre që t’i përmbahen së Vërtetës dhe të tregohen të qëndrueshëm në të.




(135) Hebrenjtë i thanë edhe këtij ymeti: “Bëhuni hebrenj, që të jeni në Rrugën e Drejtë!». Po ashtu, edhe të krishterët thanë: “Bëhuni të krishterë, që të jeni në rrugën e shpëtimit!” Përgjigjju atyre, o i Dërguar: “Jo, sepse ne jemi pasues të fesë së Ibrahimit, që u largua prej besimeve të kota e rroku besimin e vërtetë. Ai nuk i shoqëronte Allahut ortak.
(136) Edhe ju, o besimtarë, thuajini atij që ju fton gabim -qoftë hebre apo i krishterë: “Ne i kemi besuar vetëm Allahut dhe Kur’anit , të cilin Ai e shpalli për ne dhe i besojmë edhe asaj që u është shpallur Ibrahimit dhe bijve të tij -Ismailit, Is’hakut dhe Jakubit. Ne i besojmë edhe asaj që është shpallur tek të gjithë profetët prej bijve të Jakubit. Besojmë në atë Teurat, që Allahu ia dha Musait, si dhe në atë Ungjill që Allahu ia dha Isait. I besojmë të gjithë Librat, që Allahu u shpalli të gjithë profetëve së bashku e nuk bëjmë dallime e përjashtime, duke besuar një pjesë e duke mohuar një pjesë tjetër. Ndaj Allahut të Vetëm e të Lartësuar jemi të përkushtuar e të përulur.”
(137) Nëse hebrenjtë, të krishterët dhe jobesimtarë të tjerë besojnë njëlloj si ju, atëherë ata do të jenë të udhëzuar në Rrugën e Drejtë, me të cilën Allahu është i kënaqur. Por, nëse ata e refuzojnë këtë besim, duke i mohuar të gjithë të Dërguarit e tjerë apo disa prej tyre, atëherë ata do të vazhdojnë të jenë në përçarje dhe armiqësi. Prandaj ti, o i Dërguar, mos u mërzit, sepse të mjafton Allahu ndaj shqetësimeve të tyre, duke ta pritur të keqen e tyre dhe duke të ndihmuar kundër tyre, pasi Ai Dëgjon çdo gjë që thonë ata dhe Di qëllimet dhe veprimet e tyre.
(138) Ju përmbajuni fesë së Allahut, të cilën Ai e bëri pjesë të natyrës suaj, të jashtme dhe të brendshme, sepse nuk ka fe më të mrekullueshme sesa feja e Allahut, e cila është në përputhje me natyrshmërinë, kërkon përmirësimin dhe ndalon shkatërrimin. Prandaj thoni: “Ne adhurojmë veç Allahun, duke mos i shoqëruar Atij asgjë e askënd tjetër.”
(139) Thuaju, o i Dërguar: “Vallë, po debatoni me ne, o ithtarë të Librit të mëparshëm se kush e meriton për të qenë në Rrugën e Allahut dhe në fenë e Tij, meqë (thoni se) feja juaj është më e hershme dhe Libri i juaj i ka paraprirë asaj, - edhe pse kjo nuk ju sjell asnjë dobi?!Pafsha Allahun! Ai është i vetmi Zot i yni, për të gjithë ne e nuk ka se si të jeni ju të vetmit që të përfaqësoheni me Të. Kështu që neve na përkasin veprat tona, për të cilat ju nuk keni për t’u marrë në gjykim; edhe ju keni veprat tuaja, për të cilat as ne nuk do merremi në gjykim. Çdokush do të marrë atë që e meriton për atë që ka bërë. Ne i jemi përkushtuar me sinqeritet vetëm Allahut -në adhurim dhe bindje, duke mos i shoqëruar Atij askënd e asgjë.
(140) Vallë, po thoni, o ithtarë të Librit se Ibrahimi, Ismaili, Is’haku, Jakubi dhe të tjerë profetë prej bijve të Jakubit, ishin në fenë e hebrenjve dhe të krishterëve?!” Përgjigjju atyre, o i Dërguar e thuaju: “A e dini më mirë ju apo Allahu?!” Nëse ata mendojnë se janë në fenë e atyre profetëve, gënjejnë sepse dërgimi i tyre dhe vdekja e tyre ndodhën para sesa të zbrisnin Teurati dhe Ungjilli. Kështu që u kuptua se ajo që ata thoshin ishte veçse një gënjeshtër në emër të Allahut dhe të të dërguarve të Tij. Ata e fshehën të Vërtetën që u kishte zbritur. Dhe nuk mund të ketë njeri më të keq e më të padrejtë sesa ai që e fsheh dëshminë e vërtetë, që e ka mësuar prej Allahut, siç bënë pasuesit e Librit të mëparshëm. Dhe Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprave tuaja dhe do t’ju japë atë që meritoni.
(141) Ai ishte një popull që tashmë ka shkuar dhe veprat e tyre kanë marrë fund. Atyre u përket ajo që ata kanë bërë, sikurse edhe juve do t’u përkasë ajo që ju keni bërë. Ju nuk do të merreni në gjykim për veprat e tyre, sikurse as ta nuk do të merren në gjykim për atë, që ju do të bëni. Askush nuk do të ndëshkohet për shkak të gjynahut të tjetrit e as nuk do të ketë dobi prej së mirës së tjetrit, por secili do të marrë atë që do meritojë për atë, që ka bërë vetë.

## Nga këto ajete mësojmë:

- Pretendimi i ithtarëve të Librit se ata janë në të Vërtetën, nuk do t’u sjellë asnjë dobi, nëse ata mohojnë mesazhin që Allahu i zbriti të Dërguarit të Tij, Muhamedit ﷺ, pra, Kur’anin Fisnik.
- Allahu e quajti fenë e Tij “ngjyrosje”, për shkak se ajo lë gjurmë te veprat dhe sjelljet e myslimanit, ashtu siç lë gjurmë boja mbi rrobë.
- Allahu i Lartësuar e ka futur në natyrën e njerëzve pranimin prej tyre se Ai është Zotëruesi dhe i Adhuruari i Vetëm, por ata i nxjerrin nga kjo natyrshmëri shejtani dhe ndihmësit e tij.